**يوصِيكُم الله ِفِي أولادِكُم ِللذكَر ِمثْلُ حظ الأنثَيين فَإِنْ كُن ِنساءً فَوق اثْنتين فَلَهن ثُلثَا ما ترك**
**وإِنْ كَانت واحِدةً فَلَها النصف ولأَبويهِ ِلكُلِّ واحِدٍ ِمنهما السدس ِمما ترك ِإنْ كَانَ لَه ولَد**
**فَإِنْ لَم يكُن لَه ولَد وورِثَه أبواه فَلِأُمهِ الثلُثُ فَإِنْ كَانَ لَه ِإخوةٌ فَلِأُمهِ السدس ِمن بعدِ وصِيةٍ**
**يوصِي ِبها أَو دينٍ آباؤكُم وأَبناؤكُم لا تدرونَ أَيهم أَقْرب لَكُم نفْعاً فَرِيضةً ِمن اللهِ**
**ِإن الله كَانَ علِيماً حكِيماً**

*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet; nëse është një femër, asaj i takon gjysma; për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë; e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta; në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta, (kjo e drejtë në trashëgim bëhet) pasi të kryhet testamenti (vasijeti) që ka lënë dhe pasi të lahet borxhi; ju nuk dini se kush është më afër dobisë suaj, prindërit tuaj ose fëmijët tuaj. (Ky përcaktim është) Urdhër nga All-llahu. Vërtet All-llahu është më i Dijshmi, më i Urti."*

*(En-Nisa, 11)*

وَلَكُمْ نِصْفُ مَا تَرَكَ أَزْوَاجُكُمْ إِنْ لَمْ يَكُنْ لَهُنَّ وَلَدٌ فَإِنْ كَانَ لَهُنَّ وَلَدٌ فَلَكُمُ الرُّبُعُ مِمَّا تَرَكْنَ

مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُوصِينَ بِهَا أَوْ دَيْنٍ وَلَهُنَّ الرُّبُعُ مِمَّا تَرَكْتُمْ إِنْ لَمْ يَكُنْ لَكُمْ وَلَدٌ

فَإِنْ كَانَ لَكُمْ وَلَدٌ فَلَهُنَّ الثُّمُنُ مِمَّا تَرَكْتُمْ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ تُوصُونَ بِهَا أَوْ دَيْنٍ

وَإِنْ كَانَ رَجُلٌ يُورَثُ كَلَالَةً أَوِ امْرَأَةٌ وَلَهُ أَخٌ أَوْ أُخْتٌ فَلِكُلِّ وَاحِدٍ مِنْهُمَا السُّدُسُ

فَإِنْ كَانُوا أَكْثَرَ مِنْ ذَلِكَ فَهُمْ شُرَكَاءُ فِي الثُّلُثِ مِنْ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُوصَى بِهَا أَوْ دَيْنٍ غَيْرَ مُضَارٍّ

وَصِيَّةً مِنَ اللَّهِ وَاللَّهُ عَلِيمٌ حَلِيمٌ

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë, por nëse ato kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato, pasi të kryhet testamenti i tyre dhe pasi të lahet borxhi. Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë, por nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që leni pas kryerjes së testamentit që keni përcaktuar ose borxhit. Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (që s'ka as prindër as fëmijë) po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër) ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë), pas testamentit të porositur ose borxhit, duke mos dëmtuar (trashëguesit). Ky përcaktim është porositur prej All-llahut. All-llahu është i gjithëdijshëm, jo i ngutshëm."*

*(En-Nisa, 12)*

**يستفْتونك قُل الله يفْتِيكُم فِي الْكَلالَةِ إِن امرؤ هلَك لَيس لَه ولَد ولَه أُخت فَلَها نِصف ما ترك وهو يرِثُها إِنْ لَم يكُن لَها ولَد فَإِنْ كَانتا اثْنتين فَلَهما الثلُثَان مِما ترك وإِنْ كَانوا إِخوةً رِجالاً ونساءً فَلِلذكَرِ مِثْلُ حظ الأُنثَيين يبين الله لَكُم أَنْ تضِلوا والله بِكُل شيءٍ علِيم**

*"Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "All-llahu ju përgjigjet në çështjen e "kelale-s" (ai që nuk ka prindër, as fëmijë që e trashëgojnë). Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllai) trashëgon tërë atë (që lë motra), nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), atyre të dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier, burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. All-llahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. All-llahu di për çdo send." (En-Nisa, 176)*

## HISTORIKU I SË DREJTËS TRASHËGIMORE

Institucioni i trashëgimisë konsiderohet si një ndër institucionet më të vjetra të së drejtës civile dhe paraqitet edhe si një fakt social në çdo shoqëri. Pasuria trashëgimore e trashëgimlënësit, brez pas brezi, ka kaluar tek trashëgimtarët sipas brezave juridikisht valide për thirrje në trashëgimi.

E drejta trashëgimore ka filluar të paraqitet me shkatërrimin e gjensit/rregullimit farefisnor dhe atij fisnor.

Në gjensin romak, pasuria e personit që do të vdiste trashëgohej në kuadër të gjensit, kurse veglat dhe mjetet personale varroseshin bashkë me të vdekurin.

Në komunitetin shoqëror skllavopronar, skllavopronarët kanë pasur të drejtë me ligj të trashëgojnë trashëgim me burrin me të cilin kanë qenë të lidhur në bashkësi të jetës dhe punës.

Në komunitetin shoqëror feudal, në bazë të ligjit trashëgohej vetëm prona feudale dhe si feudal. Karakteristikë e periudhës feudale është pandashmëria e pronës feudale dhe si trashëgimtar i vetëm ligjor paraqitet i biri madhor i trashëgimlënësit.

Përveç ligjit, si bazë për t'u thirrur në trashëgimi, në feudalizëm ekzistonte edhe kontrata mes personave, me anë të së cilës subjektet e marrëveshjes në fjalë akordonin vullnetin e tyre, ashtu që, në rast vdekjeje të njërës nga palët, pasuria i kalonte palës që jetonte më shumë.

Në sistemin komunist, në shtetet ish-socialiste janë zhvilluar debate të gjera për heqjen e së drejtës trashëgimore, duke e quajtur trashëgiminë si produkt të shoqërisë borgjeze dhe të lidhur ngushtë me ekzistimin e pronës private dhe të eksploatimit të njeriut nga njeriu. Me dekretin mbi heqjen e trashëgimisë të komitetit qendror ekzekutiv gjithrues të kongresit të punëtorëve, ushtarakëve dhe të deputetëve fshatarë, të cilin e kishte përgatitur Lenini, në kuadër të tezave të prillit, parashikohej që pasuria trashëgimore e trashëgimlënësit, qoftë e luajtshme, qoftë e paluajtshme, të shndërrohet në pronë shtetërore. Pra abrogoheshin normat tradicionale mbi trashëgiminë dhe kështu shteti shndërrohet në trashëgimtar të vetëm të saj. Megjithatë, me dekret nuk abrogohen të gjitha dispozitat mbi trashëgiminë në

republikën e asaj kohe. Në qoftë se personat në gjini të vijës së drejtë, vëllezërit e motrat dhe bashkëshorti, janë të paaftë për punë, mbajtja e tyre edhe më tutje do të sigurohej nga prona trashëgimore, derisa të mos realizohej e drejta e sigurimit social për të gjithë ata që janë në nevojë.

Gjatë zhvillimit të historisë të së drejtës trashëgimore janë formuar sisteme të ndryshme trashëgimore, por më të njohurat janë tri:

1. Sistemi i gjakut të përbashkët;
2. Sistemi i shkallëve të gjinisë, dhe
3. Sistemi parenteral.

## 1. Sistemi i gjakut të përbashkët

Ky sistem niset nga supozimi filozofik se fëmijët trashëgojnë 5O për qind të gjakut të secilit prind e 25 për qind nga gjyshërit e 12,5 për qind nga stërgjyshërit. Sipas këtij sistemi personat më të afërt janë vëllezërit dhe motrat, sepse ata kanë 100 për qind të gjakut të përbashkët, 50 për qind nga nëna dhe 50 për qind nga babai. Prindërit dhe fëmijë kanë nga 50 për qind të gjakut të përbashkët. Dobësi e këtij sistemi është se vëllezërit dhe motrat i përjashtojnë fëmijët dhe prindërit nga trashëgimia. Për këtë arsye, ky sistem nuk praktikohet sot askund në botë, përpos te popujt e pazhvilluar dhe primitiv.

## 2. Sistemi i shkallëve të gjinisë

Ky sistem e ka prejardhjen nga e drejta romake dhe gjeti zbatim në vendet ish-socialiste, e posaçërisht në Rusi. Sipas këtij sistemi trashëgimia bëhet si vijon:

**Në radhën e parë** bëjnë pjesë fëmijët (djem e vajza) dhe prindërit e trashëgimlënësit, sepse janë persona në gjini të shkallës së parë;

**Në radhën e dytë** bëjnë pjesë nipërit dhe mbesat, gjyshërit dhe gjyshet, sepse janë persona në gjini të shkallës së dytë me trashëgimlënësin;

**Në radhën e tretë** bëjnë pjesë stërnipërit dhe stërmbesat, kushërinjtë, dajallarët, tezet etj.

Sipas këtij sistemi, të afërmit në gjini përjashtojnë nga trashëgimia më të largëtit, sepse janë të shkallës më të largët.

### 3. Sistemi parenteral

Sipas këtij sistemi personat grupohen në parentela (breza). Në këtë sistem parentelat (brezat) formohen si vijon:

**Parentela e parë**, në të cilën bëjnë pjesë fëmijët dhe pasardhësit e tij (nipërit dhe stërnipërit);

**Parentela e dytë,** në të cilën bëjnë pjesë prindërit dhe pasardhësit e tyre, pra vëllezërit dhe motrat e trashëgimlënësit, si dhe pasardhësit e tyre (djali i vëllait, djali i motrës).

**Parentela e tretë**, në të cilën bëjnë pjesë gjyshërit dhe gjyshet dhe pasardhësit e tyre (kushërinjtë dajallarët dhe tezet);

**Parentela e katërtë**, në të cilën bëjnë pjesë stërgjyshërit dhe stërgjyshet dhe pasardhësit e tyre.

## SISTEMI I TRASHËGIMISË TE JEHUDËT

Te jehudët, sistemi i trashëgimisë ka kaluar në disa etapa. Para se të përmendim etapat, duhet të theksojmë se sa i përket ligjeve të trashëgimisë tek jehudët, ato kanë ndryshuar në kohëra të ndryshme. Dhiata e Vjetër ndryshon prej ligjeve të Talmudit, dhe që të dyja, pra si Dhiata e Vjetër, ashtu edhe Talmudi, ndryshojnë nga ligjet tek jehudët bashkëkohorë. Për këtë arsye ne do të shpjegojmë sistemin e trashëgimisë tek jehudët si vijon:

1. Trashëgimia në Dhiatën e Vjetër;
2. Trashëgimia në Talmud;
3. Trashëgimia në kohën e sotme.

### 1. Trashëgimia e Jehudëve sipas Dhiatës së Vjetër

Sipas Dhiatës së Vjetër, Jehudët kanë shkuar në atë drejtim, duke i dhënë të drejtë trashëgimie djalit, e jo vajzës, ose thënë me fjalë të tjera, djali e mbulon (e përjashton) vajzën dhe vajza nuk ka të drejtë të trashëgojë asgjë nga prindërit e saj. Po ashtu edhe gruaja, e cila nuk ka fëmijë, nuk trashëgon asgjë nga burri i saj, por burrin e saj e trashëgon vëllai i tij, ose të afërmit e tij.

Mirëpo me kalimin e kohës kanë filluar të trashëgojnë vajzat, nëse babai i tyre nuk ka djem, ose thënë me fjalë tjera vajza trashëgon kur nuk ka vëllezër fare, e jo së bashku me vëllezërit. Kjo ka ndodhur me vajzat e Sulfahadit, mirëpo edhe kjo me kusht që ata të martohen me të njëjtin fis, pra me qëllim që trashëgimia të mos kalojë jashtë fisit apo familjes. Vajzat e Sulfahadit e kanë pasur emrin Muhtetun, Neuhatun dhe Haxhetun. Këto vajza shkojnë te Musa a.s. dhe i thanë: “Babai ynë ka vdekur dhe nuk ka fëmijë djem. Na jep pasurinë në vend të djemve të tij, pasi që ai nuk ka fëmijë djem”.

Musa e bën një lutje te Zoti që vajzat e Sulfahadit të trashëgojnë pjesën në vend të djemve dhe pasuria e babait të kalojë tek ata. Prej asaj kohe beni israilët kanë thënë: “*Çdo njeri i cili vdes dhe nuk ka djem atëherë pasuria e tij trashëgohet te vajzat e tij.* Nga aty është ligjësuar te beni israilët ashtu siç i ka urdhëruar Musa a.s.

Në Dhiatën e Vjetër, ligji i trashëgimisë ka qenë si vijon:

**1. Fëmijët**

Pa marrë parasysh se a janë djem apo vajza, fëmijët trashëgojnë. Nëse fëmijët janë djem e vajza, vetëm djemtë trashëgojnë, ndërsa vajzat përjashtohen. Po, nëse i vdekuri nuk ka fëmijë djem, atëherë trashëgimia kalon tek vajzat. Kjo në Dhiatën e Vjetër është e përcaktuar kështu:

*"Çdo njeri i cili vdes dhe nuk ka djalë, atëherë pronësia e tij kalon tek vajza e tij." (Sufur Ejub sah 42 fq. 12)*

Nga kjo shihet se fëmijët djem mbulojnë (i përjashtojnë) baballarët, gjyshërit, gjyshet, vëllezërit dhe të afërmit.

**2. Vëllezërit**

Nëse i vdekuri nuk ka fëmijë, as meshkuj, as femra, atëherë trashëgojnë vëllezërit. Në Dhiatën e Vjetën, në sufur aded sah, 27 thuhet:

*"... dhe nëse nuk ka i vdekuri vajzë, pronësinë jepjani vëllezërve të tij".*

**3. Xhaxhallarët**

Nëse i vdekuri nuk ka fëmijë, as vëllezër, atëherë atë e trashëgojnë xhaxhallarët. Në Dhiatën e Vjetën, sufur aded sah, 27 fq. 10 thuhet:

*"Dhe nëse i vdekuri nuk ka vëllezër pronësinë jepjani axhallarëve të tij."*

**4. Farefisi.**

Nëse i vdekuri nuk ka axhallarë atëherë trashëgimia kalon te farefisi më i afërt pas tyre. Në sufur aded sah 27 fq. 11 thuhet:

*"Dhe nëse i vdekuri nuk ka vëllezër atëherë pronësinë jepjani më të afërmve të tij."*

## 2. Trashëgimia në Talmud

Sipas Talmudit, mashkulli trashëgon, ndërsa femra nuk trashëgon. Femra është qenie që trashëgohet, ndërsa ajo nuk trashëgon. Apostujt jehudë e kanë praktikuar kështu:

- Trashëgimtarët, të cilët trashëgojnë prej të tjerëve, ndërsa të tjerët, të cilët nuk trashëgojnë prej tyre, janë:

- *Fëmija mashkull prej nënës së tij;*
- *burri prej gruas së tij;*
- *fëmijët e motrës prej dajallarëve.*

- Trashëgimtarët, të cilët nuk trashëgojnë janë: femra (nëna) prej fëmijës së saj, gruaja prej burrit të saj.

- Trashëgimtarët, të cilët e trashëgojnë njëri-tjetrin janë: djali prej nënës, burri prej gruas, vetëm se këtu duhet pasur parasysh se kjo ka qenë në fillim sipas librit Telmud. Mirëpo, këtë formë të trashëgimisë më vonë e kanë ndryshuar apostujt, duke vendosur ligjet si vijon:

- Sistemi i trashëgimisë së babait kur vdes.

Në rend të parë e trashëgon djali.

Nëse nuk ka djem, shikohet nëse ka nipër ose vajza.

Nëse nuk ka vajza, atëherë shikohet nëse vajza ka djem (djem të vajzës) ose vajza të vajzës.

Nëse ata nuk janë, atëherë trashëgimia kalon te babai.

Nëse nuk ka baba, trashëgimia kalon te vëllezërit.

Nëse nuk ka vëllezër apo djem të vëllezërve, trashëgimia kalon te motra.

Nëse nuk ka motër apo djem të motrës, trashëgimia kalon te babai i babait.

Nëse nuk është babai i babait, atëherë trashëgimia kalon te vëllai i babait.

Nëse nuk ka vëllezër të babait, atëherë trashëgimia kalon te babai i babait të babait.

Nëse edhe ai nuk është, atëherë trashëgimia kalon te vëllezërit e babait të babait.

Sipas librit Talmud, djemtë e të vdekurit, të cilët trashëgojnë babain e tyre dhe kanë motër të pa martuar, e kanë obligim që prej një të dhjetës së pasurisë së trashëguar ta martojnë motrën e tyre. Nëse janë shumë motra, të gjitha martohen, por me vlerë jo më shumë se 10 për qind të pasurisë së trashëguar,.

Shihet se Talmudi i jep të drejtë vajzës 10 për qind, për shkak se ajo ka nevojë të martohet. Mirëpo duhet cekur se nëse baba i vajzës vdes, e më vonë edhe gjyshi, atëherë mbesa, pra vajza e djalit, nuk ka të drejtë të trashëgojë prej pasurisë së babait të saj.

### 3. Trashëgimia e jehudëve në kohën e sotme

Dijetarët jehudë shkojnë në atë drejtim që djemtë të kenë të drejtë trashëgimie, ndërsa vajzat jo. Për të pasur më të qartë këtë, sqarojmë si vijon:

1. Nëse vdes njeriu, i pari i cili trashëgon është djali. Nëse janë shumë djem, atëherë të pamartuarit marrin nga dy hise, të martuarit nga një hise .

2. Nëse nuk ka fëmijë djem, por vetëm vajza, atëherë të gjitha vajzat, të martuarat e të pamartuarat, trashëgojnë njësoj. Nëse është vetëm një vajzë ajo e trashëgon tërë pasurinë.

Për të trashëguar vajza është kusht që i vdekuri të mos ketë djem ose djem të djemve. Pra, nëse i vdekuri lë pas vetes djem e vajza, atëherë trashëgojnë vetëm djemtë, ndërsa vajzat nuk trashëgojnë asgjë; mirëpo nëse vajzat nuk janë të martuara, atëherë djemtë e kanë për obligim që të përkujdesen për motrat e tyre derisa të martohen, në vlerë të 10% të pasurisë së trashëguar.

Vajza nuk ka të drejt në 10% të pasurisë së babait në tri raste:

*1. Kur i vdekuri ka lënë djem e vajza, atëherë e tëra u takon djemve.*

*2. Kur i vdekuri ka martuar vajzën deri sa ai ka qenë gjallë.*

*3. Nëse janë martuar pas vdekjes së babait të tyre dhe nuk kanë kërkuar asgjë.*

3. Nëse i vdekuri nuk ka lënë pas vetes fëmijë, atëherë atë e trashëgon babai, ndërsa nëna jo. Pra, as nëna nuk trashëgon prej birit të saj.

4. Nëse i vdekuri nuk lë pas vetes as fëmijë, as prind, atëherë atë e trashëgon vëllai. Vëllezërit trashëgojnë pjesë të barabarta.

5. Nëse i vdekuri nuk lë as fëmijë, as prindër, e as vëllezër, atëherë atë e trashëgon gjyshi. Edhe në këtë rast nuk i jepet të drejtë gjyshes, çka do të thotë se kjo është një diskriminim i të drejtës së trashëgimisë së femrës.

6. Nëse i vdekuri nuk lë pas vetes as fëmijë, as prindër, as fëmijë, as gjysh, atëherë në radhë vjen axha, ndërsa halla jo.

Gruaja nuk ka të drejtë të trashëgojë nga burri i saj, ndërsa burri e trashëgon gruan e tij.

## SISTEMI I TRASHËGIMISË NË KRISHTERIZËM

Në krishterizëm, trashëgimtarët ndahen në:

1. Trashegimtarë obligativë dhe
2. Trashëgimtarë të brezave.

**1. Trashëgimtarë obligativë në krishterizëm janë:** burri dhe gruaja.

**2 Trashëgimtarë të brezave janë të gjithë trashëgimtarët e tjerë, përpos burrit ose gruas, të cilët trashëgojnë pasi që burri ose gruaja ta trashëgojë pjesën e saj.**

**Burri trashëgon në tri mënyra:**

**Mënyra e parë:**
Burri trashëgon një të dytën, nëse gruaja s'ka lënë pas vetes fëmijë.

**Mënyra e dytë:**
Burri trashëgon një të katërtën, nëse gruaja ka lënë pas vetes së paku tre fëmijë, pa marrë parasysh a janë meshkuj apo femra. Mirëpo, nëse janë më shumë se tre fëmijë, atëherë ai merr pjesë të barabartë me çdonjërin fëmijë; pra, ai konsiderohet si njëri prej djemve.

**Mënyra e tretë:**
Burri trashëgon tërë pasurinë, nëse e vdekura nuk ka lënë as fëmijë, as prindër e as vëllezër.
Ashtu siç trashëgon bashkëshorti prej bashkëshortes, njësoj trashëgon bashkëshortja prej bashkëshortit.

Te krishterët ekzistojnë dy sisteme të trashëgimisë:

a) Sistemi ibnul Kalakut dhe
b) Sistemi i Asalit.

## a) Sistemi ibnu Kalakut,

Ibnu Kalaku, patriark i krishterë, trashëgiminë e parasheh në këtë mënyrë:

1. fëmijët, djem dhe vajza, pa marrë parasysh se a janë të martuar apo të pamartuar, që të gjithë trashëgojnënë mënyrë të barabartë. Dhe, nëse ndonjë djalë ka vdekur dhe ka lënë fëmijë, atëherë djemtë e djalit trashëgojnë me xhaxhallarët e tyre prej gjyshit të tyre hisen sikurse të kishte qenë gjallë prindi i tyre.
Pas gjeneratës së djemve trashëgon gjenerata e fëmijëve të djemve, e kështu me radhë.

2. Nëse i vdekuri nuk ka fëmijë apo fëmijë të fëmijëve, atëherë pasi që gruaja e merr pjesën e saj obligative, pjesën tjetër e trashëgon: baba 2/3, ndërsa nëna trashëgon 1/3. Nëse ndonjëri prej tyre është i vdekur, atëherë hisen e njërit prej tyre e marrin vëllezërit dhe motrat e të vdekurit, në pjesë të barabarta. Nëse ndonjëri prej vëllezërve ose motrave është i vdekur, atëherë hisen e marrin fëmijët e vëllezërve ose fëmijët e motrave të të vdekurit.

3. Nëse i vdekuri nuk ka as fëmijë, as baba e as nënë, atëherë trashëgojnë vëllezërit dhe motrat.

4. Nëse i vdekuri nuk ka as fëmijë, as nënë, as baba, as gjysh e as gjyshe, atëherë në radhë trashëgojnë xhaxhallarët dhe dajallarët.

6. Nëse i vdekuri nuk ka as fëmije, as nënë e as baba, as vëllezër, as motra, as gjysh, as gjyshe, as axhallarë, as dajallarë, atëherë atë e trashëgojnë fëmijët e gjyshit dhe të gjyshes.

7. Nëse i vdekuri nuk e ka asnjërin prej këtyre, atëherë trashëgojnë dy të tretën së bashku xhaxhallarët dhe hallat e babait, ndërsa dajallarët e babait e trashëgojnë së bashku një të tretën.

8. Nëse i vdekuri nuk ka as asnjërin prej këtyre, atëherë trashëgimia kalon te gjyshërit dhe gjyshet, ashtu që loza e atësisë trashëgon dy të tretat, ndërsa ata të mëmësisë një të tretën, e nëse ndonjëri prej tyre ka vdekur, atë e trashëgojnë fëmijët e tyre.

9. Nëse nuk është asnjë nga gjeneratat e përmendura, atëherë trashëgojnë xhaxhallarët dhe hallat e gjysheve.
Nëse nuk ka asnjë prej tyre, atëherë pasuria kalon në shtëpinë e patriarkut.

Ky sistemi trashëgimisë është sistemi i Ibni Kalakut. Këtë sistem të trashëgimisë e praktikojnë priftërinjtë e kohës bashkëkohore.

**b. Sistemi i Ibni Asalit**

Ky është sistemi i dytë i trashëgimisë te të krishterët. Sipas këtij sistemi trashëgimia bëhet në këtë mënyrë:

1. Të vdekurin, në rend të parë, e trashëgojnë fëmijët, meshkuj e femra, në pjesë të barabarta.
2. Pastaj, djemtë e djemve dhe vajzat e djemve.
3. Pastaj, baba.
4. Pastaj, vëllezërit, motrat dhe nëna në hise të barabarta.
5. Pastaj, vëllezërit dhe motrat prej babait.
6. Pastaj vëllezërit dhe motrat prej nënës.
7. Pastaj fëmijët e vëllezërve dhe të motrave.
8. Pastaj baba i babait.
9. Pastaj nëna e babait.
10. Pastaj xhaxhallarët.
11. Pastaj djemtë e axhallarëve.
12. Pastaj fëmijët e vajzës.
13. Pastaj fëmijët e motrës.
14. Pastaj hallat.
15. Pastaj djemtë dhe vajzat e hallës.
16. Pastaj babai i nënës.
17. Pastaj nëna e nënës.
18. Pastaj dajallarët.
19. Pastaj fëmijët e dajallarëve.
20. Pastaj tezet.
21. Pastaj fëmijët e tezeve.
22. Pastaj baballarët e gjyshërve, e kështu me radhë, më i afërm e më i afërm.

## SISTEMI I TRASHËGIMISË TEK ARABËT PARA ISLAMIT

Para Islamit, në kohën e injorancës, tek arabët sistemi i trashëgimisë ka qenë i rregulluar mbi dy baza:

*a. në bazë të gjinisë,*

*b. në bazë të kontratave.*

**a. Trashëgimia në bazë të gjinisë**

Ky sistem i trashëgimisë nuk u ka dhënë të drejtë trashëgimie femrave dhe fëmijëve, pa marrë parasysh a janë meshkuj apo femra, kjo nga shkaku se femra dhe fëmijët nuk kanë qenë të aftë të marrin pjesë në luftë. Pra, paaftësia për luftë me armikun ka qenë arsye tek arabët që këto dy kategori t'i përjashtojnë nga trashëgimia.

**b. Trashëgimia në bazë të kontratave**

Sipas sistemit të trashëgimisë në bazë të kontratave, po qe se dy persona kanë lidhur kontratë se nëse ndonjëri prej tyre bën krim, vret ndonjë njeri, atëherë tjetri ia paguan gjakun, por edhe për çfarëdo të keqe, përgjegjësitë i kanë të barabarta; nëse ndonjëri prej tyre vdes, e trashëgon tjetri.

Përpos kësaj forme të trashëgimisë, ka ekzistuar edhe forma e birësimit (adoptimit), ashtu që fëmija e ka marrë emrin e babait, te i cili është adoptuar (birësuar), e jo emrin e babait të vërtetë, e pastaj në bazë të kësaj ka pasur të drejtë të trashëgojë.

Me ardhjen e Islamit, sistemi i trashëgimisë tek arabët ka kaluar nëpër tri faza, sepse në mënyrë graduale është vendosur ligji i trashëgimisë dhe atë:

**Faza e parë**

Në fazën e parë ka zbritur ajeti kur'anor

*"Kur ndonjërit prej jush i është afruar vdekja, nëse lë pasuri pas vete, testamenti (vasieti) për prindërit dhe për të afërmit ju është bërë juve obligim, por ashtu siç është drejt. Për ata që janë të devotshëm kjo është detyrë që lypset kryer." (El Bekare, 180)*

Ajeti qartë ka treguar trashëgiminë testamentare: që në bazë të asaj trashëgimie të trashëgojë edhe nëna, edhe pse i takon gjinisë femërore, e po ashtu të kenë të drejtë të trashëgojnë dhe fëmijët, pa marrë parasysh a janë meshkuj apo femra.

### Faza e dytë

Në këtë fazë zbret ajeti kur'anor:

*"Meshkujve u takon një pjesë nga ajo që lënë prindërit dhe të afërmit, por edhe grave u takon një pjesë nga ajo që lënë prindërit dhe të afërmit, pavarësisht a është pak ajo pjesë e caktuar apo shumë, është pjesë obligative."*

*(En-Nisa, 7)*

Në këtë fazë, ajeti tregon për trashëgiminë e femrës, sikurse tregon për trashëgiminë e mashkullit, por pa e definuar dhe pa e përcaktuar masën e trashëgimisë së mashkullit.

### Faza e tretë

Në këtë fazë zbret ajeti kur'anor

*"Allahu ju ka bërë obligim që për fëmijët tuaj (trashëgimia) mashkullit t'i takojë dy herë më shumë se femrës." (En-Nisa, 11)*

Shkak i zbritjes së këtij ajeti kur'anor ka qenë se kur gruas së Sead bin Rebas i është vrarë burri në luftën e Uhudit. Ajo i ka pasur dy vajza, ndërsa vëllai i Rebias, pra axha i vajzave, e ka marrë tërë pasurinë, kurse fëmijëve nuk u ka lënë asgjë. Gruaja shkon te pejgamberi s.a.v.s. dhe i thotë: "Axha i vajzave e ka marrë tërë pasurinë, e ata as që kanë mundësi të martohen, sepse nuk kanë pasuri. Muhamedi s.a.v.s i thotë: *"Prit se Allahu do të gjykojë për këtë."* Pastaj ka zbritur ajeti i trashëgimisë dhe pejgamberi s.a.v.s. dërgon një të dërguar te axha i vajzave që t'i thotë: *"Dy vajzave të Seadit jepja dy të tretat e pasurisë të babait të tyre, një të tretën jepja gruas, dhe çka të mbetet merre për vete."*

Kështu Islami pastaj në mënyrë të detajuar ka sqaruar hiset e trashëgimisë që quhen farz, të cilat janë të përmbledhura në tre ajetet e sures Nisa.

## SISTEMI I TRASHËGIMISË TEK SHQIPTARËT DHE NË KOSOVË

Te Iliro-Shqiptarët familja patriarkale ka ekzistuar me shekuj, që nga epoka e bronzit, kur ka lindur familja monogamie e deri në shek. XX, pas luftës së dytë botërore. Kur vdiste një anëtar i familjes së madhe patriarkale, nuk hapej çështja e trashëgimisë dhe nuk ndahej, sepse si trashëgimlënësi, edhe trashëgimtari ishin brenda së njëjtës familje. Gratë ishin të përjashtuara nga shoqëria. Trashëgimia bëhej sipas kanunit.

Koncepti i kanunit ishte si vijon:
Babai kishte për detyrë t'u jepte pasuri, kur ndaheshin nga familja e madhe.
Kanuni e njeh si trashëgimtar djalin, e jo vajzën.
Trashëgimia të jetë në mënyrë të tërthortë, brenda një brezi, në mënyrë të barabartë, në mes të kushërinjve të brezit.
Kur mungon brezi i parë, kalon te brezi tjetër.
Kur mungon fisi, kalon te fisi tjetër.

Kanunet e njohura te shqiptarët janë:
Kanuni i Skënderbeut
Kanuni i Lumës
Kanuni i Lekë Dukagjinit

**1. Kanuni i Skënderbeut dhe Kanuni i Lumës**

Kanuni i Skënderbeut e njeh barazinë midis djemve, por nuk e njeh barazinë e djemve me vajza në trashëgimi. Në nenin 886 përcaktohet se: *Vajzat, kur ndahet shtëpia shkojnë me prindër, kjoshin gjallë të dy apo njeni. Po nuk patën prindër, por vllazën zakonisht shkojnë me të madhin, por për arsye të ndryshme ato shkojnë me cilin vëlla të duen.*

Në Kanunin e Skënderbeut dhe të Lumës ekzistonin dy institucione që krijonin marrëdhënie pasurore ndërmjet familjes patriarkale. Këto dy institucione ishin "Selemi" dhe "Mirazi".

**Selemi** është institut i Kanunit të Skënderbeut. Selemi është pasuri e veçantë e anëtarit të familjes ku një anëtar i familjes në mënyrë të veçantë lidhte ndonjë kontratë me ndonjë anëtar të ndonjë familje tjetër dhe së bashku fitonin e krijonin pasuri. Mendohet se selemi është shenjë e parë e shpërbërjes së familjes patriarkale. Po ashtu, Selemi ishte edhe pasuria që sillte gruaja me rastin e martesës, e me kalimin e kohës ajo pasuri rritej.

**Mirazi** është institut i kanunit të Lumës. Sipas këtij kanuni, nëse i vdekuri nuk lë fëmijë meshkuj, atëherë vajza e martuar konkurron me kushërinjtë e saj në një të dytën, në një të tretën dhe në një të pestën e tokës për të trashëguar. Pra, trashëgimia e vajzës së martuar, e cila bëhet pronare e tokës te babai i saj, quhet miraz. Mendohet se në këtë institut ka pasur ndikim perandoria Osmane.

**Kanuni i Lekë Dukagjinit** përmban dispozita për rregullimin e trashëgimisë prej nenit 88 deri në 131.

Ky kanun sanksionon pabarazinë në trashëgimi jo vetëm të fëmijëve të gjinive të ndryshme, por edhe midis burrit dhe gruas.

Sipas këtij kanuni vajzat nuk kishin të drejtë trashëgimie. Kjo shihet si në vijim:

88. Kanunja njef për trashëgimtar djalin, e jo vajzën.
89. djalin e pakunor kanunja nuk e njef për trashëgues.
90. nipit të trangut të gjakut i përket trashëgimia, e jo nipit të tamblit a nipit bijash.
91. as te prindja as te burri gruaja s'hin në pjesë të trashëgimit b), të mos ngrihen prindja e gruas me ngulë në plangët e dhëndrit të dal fare; c) të mos përzihen fiset e një flamuri me fise të tjetrit flamur.

Përpos kanuneve të sipërshënuara ekziston edhe instituti Statutet e Shkodrës.

**Instituti Statutet e Shkodrës ka fare pak dispozita për trashëgiminë ligjore.**

Sipas këtij instituti, në radhë të parë, trashëgojnë bijtë.

Nëse nuk janë bijtë, trashëgon i ati ose nëna.

Nëse nuk janë prindërit, trashëgojnë vëllezërit ose bijtë e tyre.

Nëse nuk janë vëllezërit, trashëgojnë djemtë e motrave.

Nëse nuk janë vëllezërit dhe as bijtë e motrave, trashëgojnë xhaxhallarët dhe bijtë e tyre. Nëse nuk janë xhaxhallarët, atëherë trashëgojnë kushërinjtë deri në shkallën e katërt.

Sipas këtij Instituti pasuria e burrit kalon te gruaja, dhe anasjelltas.

Nëse i vdekuri nuk ka trashëgimtarë, atëherë pasuria kalon në Komunë.

**E drejta e trashëgimisë në Kosovë**

Prej pas luftës së dytë botërore e deri në përfundimin e Luftës Çlirimtare të Kosovës më 1999, Ligji Trashëgimor i Kosovës ka kaluar në katër faza:

*Faza e parë: Prej vitit 1945 deri në vitin 1955;*

*Faza e dytë: Prej vitit 1955 deri në vitin 1963;*

*Faza e tretë: Prej vitit 1963, por ligji i miratuar në vitin 1974;*

*Faza e katërt: Fillon më 28 Korrik 2004, kur Kuvendi i Kosovës, në Kosovën e çliruar nga okupatori serb, miraton Ligjin e parë për trashëgiminë, i cili Ligj është në fuqi edhe sot.*

Edhe në të kaluarën, por edhe sot në Kosovë, ligji i trashëgimisë nuk zbatohet, posaçërisht kur janë në pyetje femrat. Ndarja bëhet sipas zakoneve, të cilat nuk janë në përputhshmëri me Islamin, edhe pse sipas ligjit u takon hise. Mirëpo kjo e drejtë, atyre u mohohet. Dhe çka është më interesante, mostrashëgimia e tyre i mvishet Islamit, ndërsa trashëgiminë e tyre Islami e ka bërë farz, ashtu siç e ka bërë farz namazin, zekatin, haxhin, agjërimin etj.

Kështu që pasuria trashëgohet brez pas brezi pa dokumente.

Mënyrat e trashëgimisë në Kosovë janë si vijon:

*1. Ndarja e pasurisë sipas burrave.*

*2. Ndarja e trashëgimisë pa ndërmjetësues.*

*3. Trashëgimia si emanet.*
*4. Trashëgimia e mirazit.*

**1. Ndarja e trashëgimisë përmes burrave**

Janë dy kategori të ndarjes, me pjesëmarrjen apo ndërmjetësimin e burrave:

*a. pjesëmarrja formale e burrave.*
*b. pjesëmarrja e burrave për zgjidhjen e kontesteve.*

**a. Pjesëmarrja formale e burrave**

Kryesisht në këtë kategori të ndarjes marrin pjesë burrat e farefisit, vetëm e vetëm për të bërë një akt solemn, për të zbatuar traditën, sepse trashëgimtarët paraprakisht janë deklaruar mes vete se kush çka të marrë. Vëllezërit e marrin çka kanë kërkuar, dhe prej motrave është kërkuar të heqin dorë nga trashëgimia.

**b. Pjesëmarrja e burrave për zgjidhjen e kontesteve.**

Rastet, kur vëllezërit kanë mosmarrëveshje për ndarjen e pasurisë, kanë qenë dhe janë të shumta, si:

- *vdekja e hershme e trashëgimlënësit,*
- *prishja e marrëdhënieve të vëllezërve para ndarjes së pronës,*
- *si faktor mund të jetë jeta në bashkësi, ku gratë (kunatat) e nisin sherrin dhe jeta bëhet konfliktuoze dhe e padurueshme.*

**2. Ndarja e pasurisë pa ndërmjetësim.**

Në disa raste vëllezërit merren vesh qe të mos ketë ndërmjetësim. Ata pajtohen në mes vete se si ta ndajnë pronën e prindit të tyre, ndërsa motrave u thonë që të heqin dorë nga pjesa trashëgimore e tyre, madje kalon një kohë e gjatë dhe nuk e regjistrojnë pronën në organet kompetente.

**3. Trashëgimia si emanet**

Në disa raste trashëgimlënësi u thotë trashëgimtarëve që këtë apo atë pronë i lë amanet këtij apo atij personi dhe trashëgimtarët pajtohen me mendimin e tij.

### 4. Trashëgimia e mirazit

Sipas të drejtës zakonore shqiptare, gruaja nuk mund të ishte trashëgimtare as në shtëpinë e babait, as në shtëpinë e burrit. Në kanunin ë Lumës ishte rregulli kështu: "Trashëgimtarë të radhës së parë janë djemtë, e jo vajzat. Nëse i vdekuri nuk kishte djem, por vajza të martuara, vajzat thirreshin si trashëgimtare të radhës së dytë dhe konkurronin së bashku me kushërinjtë e tyre. Pjesa e vajzave në pasurinë e të atit quhet miraz dhe përbëhej nga një e dyta, një e treta dhe një e pesta e tokës."

Mendoj se fjala "miraz" ka prejardhjen prej gjuhës arabe, që do të thotë *"trashëgimi"*, pra është fjalë e cila ka kaluar në tri faza: Në fazën e parë është thënë "mirath", pastaj shkronja "th" është shndërruar në "s" dhe është thënë "miras" e pastaj shkronja "s" është shndërruar në "z" dhe është thënë "miraz". Mirëpo, me kalimin e kohës përdoret vetëm në formë nënçmuese për të drejtën trashëgimore, të cilën e kërkon vajza e martuar për t'ia bashkangjitur burrit të saj.

Pasi që një gjë e tillë ka filluar të zbatohej, dhe është bërë zakon, asaj i është mohuar edhe e drejta e vizitës së familjes së saj, të drejtë të cilën e kishte me kanun, sepse vëllezërit u thonë motrave: *nëse kërkoni hise, nuk keni të pame në shtëpitë tona.*

Në kanunin e Lekë Dukagjinit thuhet: "*Djemtë kanë hise, kurse vajzat nuk kanë marrë hise për shkak se ato martohen dhe krijojnë familje diku tjetër. Vëllezërit i marrin në pushime. Ato kanë të drejtë dy herë në vit (për pushime) nga dy javë apo nga një muaj. Atëherë në katund i kanë dhënë larg dhe për këtë dy herë në mot ka shkuar vajza në shtëpinë e vet".*

Përfundojmë në atë së feja Islame i ka dhënë të drejtë trashëgimie gruas, vajzës, nënës, gjyshes, vajzës së djalit, motrës, motrës nga nëna, motrës nga babai dhe i ka radhitur në radhën e trashëgimtarëve të domosdoshëm (as'habul furud), me kushte dhe rrethana të caktuara, me pjesë të domosdoshme, nëse plotësohen ato kushte.

**Sipas L.T.K trashëgimtarët radhiten në tri radhë:**

**Radha e parë**

Në radhën e parë të vdekurin e trashëgojnë:

*1. Fëmijët dhe*

*2. bashkëshorti*

Në nenin 12 të L.T.K-së thuhet "Trashëgimlënësin e trashëgojnë para të gjithëve fëmijët e tij dhe bashkëshorti i tij".

**Radha e dytë**

Nëse i vdekuri nuk ka pasardhës, trashëgojnë:

*1. Prindërit dhe*

*2. Bashkëshorti*

Në nenin 14.1 të L.T.K-së thuhet "Pasurinë e trashëgimlënësit, që nuk ka lënë pasardhës, e trashëgojnë prindërit e tij dhe bashkëshorti i tij".

**Radha e tretë**

Nëse i vdekuri nuk ka lënë pasardhës, bashkëshort, prindër, dhe prindërit e tij nuk kanë lënë pasardhës të tjerë, atëherë e trashëgojnë gjyshërit dhe gjyshet e tij.

Në nenin 18.1 thuhet: "Pasurinë trashëgimore të trashëgimlënësit, që nuk ka lënë pasardhës, bashkëshort, prindër, dhe prindërit e tij nuk kanë lënë pasardhës të tjerë, e trashëgojnë gjyshërit dhe gjyshet e tij."

**Në fund trashëgon edhe Komuna**

Në nenin 21.1 thuhet: "Nëse trashëgimlënësi nuk ka lënë as trashëgimtarë ligjor dhe as testament, konsiderohet se trashëgimia i takon komunës, ku trashëgimlënësi ka pasur vendbanimin e tij të fundit".

## MIRATHI

Nocioni *"mirath"* vjen nga infinitivi *"vrithe" "jerithu" "irthen"*, që ka kuptimin e kalimit të një sendi prej një personi në personin tjetër, ose prej një njeriu në njeriun tjetër. Fjala trashëgimi e tejkalon kuptimin konkret dhe është më gjithëpërfshirës, që do të thotë se kalon edhe në kuptim abstrakt, pra mund të jetë trashëgimia në pasuri, dituri, ose nder. Muhamedi s.a.v.s ka thënë:

*"Dijetarët janë trashëgimtarë të pejgambereve. Pejgamberët nuk kanë lënë as dërhem e as dinarë, por kanë lënë pas vete dituri, e kush e merr atë dituri e ka marrë pjesën më të mirë."*

Në terminologji, mirathi është *kalimi (bartja) e pronësisë nga i vdekuri te pasardhësit e gjallë, pa marrë parasysh sendi i lënë a është pasuri e tundshme apo e patundshme, apo e drejtë juridike e sheriatit.*

**Tematika** e kësaj shkence merret me mënyrën e ndarjes së pasurisë që lë i vdekuri tek meritorët.

**Mbështetja e kësaj shkence** është Kurani, Suneti dhe Ixhmai. Në këtë shkencë nuk ka hapësirë për Kijas. E vërteta është se vetëm në disa pjesë të trashëgimisë dijetarët kanë përdorë Kijasin (analogjinë).

**Vlera**: Kjo shkencë ka vlerë të madhe.

## RUKNET E TRASHËGIMISË

Ruknet e trashëgimisë janë:

1. **I trashëguari**. Këtu kemi për qëllim personin e vdekur, sepse nëse personi nuk ka vdekur, atëherë nuk ka për çka të hulumtohet që pasuria të ndahet në mes tjerëve.

Në traditën tonë, në të shumtën e rasteve, bëhet ndarja e pasurisë edhe duke qenë gjallë trashëgimlënësi, gjë që është në kundërshtim me normat islame.

2. **E trashëguara (masa trashëguese**). Këtu kemi për qëllim pasurinë e trashëguar. Me një fjalë, nëse nuk ka pasuri të mbetur për t'u trashëguar, atëherë nuk kemi çka të hulumtojnë për trashëgimtarë.

3. **Trashëgimtari.** Këtu kemi për qëllim personin i cili ka të drejtë të trashëgojë, pa marrë parasysh se ajo pjesë e pasurisë është e paktë apo e shumtë.

Pra, këto janë tri ruknet e trashëgimisë: i trashëguari, pasuria për t'u trashëguar dhe trashëgimtari. Nëse njëra prej këtyre rukneve mungon, nuk kemi çka të flasim për trashëgimi.

# SHARTET E TRASHËGIMISË

Shartet e trashëgimlënësit janë:

1. Vdekja e trashëgimlënësit;
2. Gjallëria e trashëgimtarëve;
3. Ekzistimi i bazës juridike për të trashëguar.

**1. Vdekja e trashëgimlënësit fizikisht (hakikatun) apo juridikisht (hukmen)**

Sa i përket këtij sharti të trashëgimisë në Islam, tek ne, në popull nuk përfillet, por veprohet në të kundërtën. Sepse, në të shumtën e rasteve, mos të themi në tërësi, duke qenë prindi gjallë ndahen vëllezërit dhe pastaj prindi vazhdon të jetojë apo të qëndrojë me djalin më të vogël, nga shkaku se ai ka nevojë më së shumti. Duhet ditur, edhe pse tek ne praktikohet një gjë e tillë, se sheriati Islam nuk e njeh një ndarje të tillë.

Nëse personi i cili trashëgohet është i pagjetur, atëherë gjyqi, në bazë të kushteve dhe rrethanave të caktuara, vendos se ai person është i vdekur juridikisht.

**2. Gjallëria e trashëgimtarit**

Ai i cili trashëgon duhet të jetë i gjallë. Nëse është i vdekur, nuk ka të drejt trashëgimie. Në traditën tonë, nëse vajza apo motra kërkon dhe e merr pjesën e trashëgimisë, vëllezërit i thonë: *Ti për ne je e vdekur dhe nuk ke të drejtë të kesh të pame në shtëpinë tonë!* Ndërsa ajo që ne sqaruam më parë tregon të kundërtën, d.m.th. se ky veprim është në kundërshtim me sheriatin Islam.

Jeta e trashëgimtarit mund të jetë faktike ose paramenduese, siç është rasti me gruan shtatzënë. Juridikisht foshnja është e gjallë, që do të thotë se ai trashëgon. Pjesa e tij ndahet deri sa të lind. Nëse lind i gjallë, atëherë ai trashëgon, ndërsa, nëse lind i vdekur, nuk trashëgon.

Nëse disa persona që trashëgojnë njëri-tjetrin janë mbytur në rast të krizave, në rast tërmeti, apo në rast të vërshimeve etj etj., dhe nuk dihet se cili ka vdekur më parë se tjetri, atëherë nuk ka trashëgimi në mes tyre, por pasuria e tyre trashëgohet te trashëgimtarët e gjallë.

**3. Ekzistimi i bazës juridike për të trashëguar**

## SHKAQET E TRASHËGIMISË

Shkaqet e trashëgimisë janë:

1. *Afërsia nga gjaku;*
2. *Lidhja e kurorëzimit të plotfuqishëm juridikisht;*
3. *Ndërlidhja jo për nga gjaku, por për nga pronësimi (robërimi).*

### 1. Afërsia nga gjaku

Në afërsi nga gjaku bëjnë pjesë:
*Djemtë dhe vajzat;*
*Nipat dhe mbesat;*
*Nëna dhe babai;*
*Vëllezërit dhe motrat;*
*Gjyshi dhe gjyshja;*
*Axhallarët dhe të tjerët.*

Të gjithë këta trashëgojnë në kushte dhe rrethana të ndryshme. Në traditën tonë shumë pak dëgjojmë se trashëgon babai ose nëna, gjyshi ose gjyshja, ose motra. Trashëgojnë vetëm djemtë, dhe askush tjetër. Por, edhe pas kësaj ndodhin hidhërime mosmarrëveshje, konflikte, të cilat zgjasin gjatë tërë jetës, duke shkaktuar edhe shkëputjen farefisnore, e cila trashëgohet edhe tek pasardhësit dhe gjeneratat e mëvonshme.

Për shkak të afërsisë nga gjaku kemi trashëgimtarë, të cilët trashëgojnë:

- Pjesën *vetëm farz*, si p.sh. nëna;
- Pjesën *farz me pjesën shtesë(asaba),* si p.sh. babai;
- Pjesën *asaba koalicion,* si p.sh vëllai;
- Pjesën *farefisnore,* si p.sh. axha etj.

### 2. Lidhja e kurorëzimit të plotfuqishëm juridikisht

*Burri e trashëgon gruan dhe*
*gruaja e trashëgon burrin.*

Nëse burri e shkurorëzon gruan dhe ai vdes para skadimit të tre menstruacioneve, atëherë, edhe pse është e shkurorëzuar, ajo ka të drejtë trashëgimie, sepse lidhja e kurorëzimit shkëputet me rastin e kalimit të idetit, e jo prej momentit të shkurorëzimit.

Nëse një burrë lidh aktin e kurorëzimit me një grua, mirëpo nuk kontaktojnë seksualisht dhe e shkurorëzon, e pastaj vdes pa skaduar ideti, atëherë ajo grua nuk ka të drejtë trashëgimie. Zoti i Lartmadhëruar thotë

*"O ju që besuat, kur të keni lidhur kurorë me besimtaret, e pastaj i lëshoni ato para se të keni kontaktuar me to, ju nuk keni të drejtë të kërkoni që ato të presin afatin e caktuar (iddetin), po jepuni diçka atyre dhe lironi në mënyrë të njerëzishme."* (El-Ahzab, 49)

Pra, shkurorëzimi, pa kontaktuar seksualisht, nuk ka afat të pritjes (idetit).

### 3. Ndërlidhja jo për nga gjaku, por nga pronësimi (robërimi)

Nëse një zotëri e liron robin ose robëreshën e tij, dhe i liruari ose e liruara vdes dhe nuk ka trashëgimtarë, atëherë masa trashëgimore bartet te zotëria i tij.

Muhamedi s.a.v.s ka thënë:

*"Përkujdesja dhe autorizimi i takon atij, i cili e ka liruar."*

*(Mutefekun alejh)*

Edhe në shtetin romak dhe në të drejtën romake, në kushte të caktuara, pronarët e robërve mund të fitonin të drejtën e pronësimit dhe të trashëgimit edhe pas vdekjes së robit.

## SI DUHET VEPRUAR ME PASURINË E TË VDEKURIT

Pasi të vdes njeriu dhe ka lënë pas vete pasuri, atëherë duhet vepruar kështu:

1. Nga pasuria e të vdekurit kryhen shpenzimet e varrimit të tij, pra për të gjitha procedurat.

2. Nga pasuria e të vdekurit paguhet borxhi i tij, nëse ndokujt i ka pasur borxh.

3. I paguhen borxhet e tjera, siç janë: borxhet ndaj Allahut – pra, borxhi i dhënies së zekatit apo i kryerjes së haxhit.

4. I zbatohet testamenti, por testamenti i zbatohet vetëm në një të tretën e pasurisë e më pak. Ndërsa, nëse ka lënë testament më shumë se një e treta e pasurisë, atëherë testamenti i zbritet vetëm në një të tretën e pasurisë, dhe ajo zbatohet vetëm në një të treten.

5. Pas plotësimit të katër procedurave të mëparshme fillon procedura e trashëgimisë.

# PENGESAT E TRASHËGIMISË

I penguari apo i ndaluari për trashëgimi është personi, i cili në esencë ka pasur të drejtë trashëgimie, por ndodh diçka që atë e ndalon të trashëgojë.

I penguari në trashëgimi është atribut, i cili personin e cilëson sikurse të mos kishte ekzistuar fare, e kjo do të thotë se i penguari jo vetëm që vet nuk trashëgon, por nuk mund të ndikojë tek të tjerët që të trashëgojnë apo të mos trashëgojnë. Pasuria e të vdekurit trashëgohet nga të tjerë, ashtu sikurse ai të mos kishte ekzistuar fare.

Pengesat e trashëgimisë janë:

1. *Robëria;*
2. *Vrasja;*
3. *Largimi nga feja;*
4. *Ndryshimi fetar;*
5. *Ndryshimi vendor.*

## 1. ROBËRIA

Robëria është lloj i pronësimit dhe posedim. Nuk mund të bëhet trashëgimia në mes robit dhe të lirit (jo robit). Pra, robi as nuk mund të trashëgojë askënd dhe as nuk mund të trashëgohet nga askush, sepse robi nuk ka të drejtë prone, pasi që edhe ai (robi) edhe prona e tij janë pronë e pronarit të tij, e nëse merr trashëgimi, atëherë ajo masë e trashëgimisë kalon te pronari i tij.

## 2. VRASJA

Dijetarët janë dakorduar se vrasësi nuk trashëgon prej të vrarit, të cilin e ka vrarë. Muhamedi a.s. ka thënë: *"Vrasësi nuk ka të drejtë trashëgimie"*.

Rregulli i fikhut është:

*"Kush e shpejton një të drejtë para se t'i vijë koha, dënohet me ndalimin e asaj çështjeje për të"*.

Sipas Ebu Hanifes: *"Pengesë për trashëgimi janë tri llojet (mënyrat) e vrasjes:*

a. *vrasja me qëllim,*
b. *vrasja e dyshimtë dhe*
c. *vrasja e paqëllimtë.*

### Vrasja është pengesë edhe në krishterizëm

Në krishterizëm nëse njeriu e vret trashëgimlënësin ose merr pjesë në vrasjen e trashëgimlënësit, atëherë ai nuk trashëgon.

### Vrasja është pengesë edhe tek jehudët

Edhe tek jehudët është njësoj; nëse ai që ka të drejtë për trashëgimi e vret trashëgimlënësin, nuk ka të drejtë trashëgimie, po ashtu edhe fëmijët e të vrarit nuk trashëgojnë; mirëpo nëse jehudiu e vret jojehudiun, kjo tek ata nuk konsiderohet krim, dhe ai ka të drejtë në trashëgimi nga i vrari.

### Vrasja sipas L.T.K

*Ligji Trashëgimor i Kosovës* vrasjen e konsideron pengesë për trashëgimi. Ligji Trashëgimor i Kosovës shkon edhe me larg sa i përket kësaj çështjeje. Në nenin 110 të L.T.K. theksohet se i padenjë për trashëgimi është ai që:

*a. me dashje ka vrarë ose ka tentuar ta vrasë trashëgimlënësin, bashkëshortin, fëmijët dhe prindërit e tij.*

Po ashtu në këtë nen, i padenjë për trashëgimi konsiderohet edhe ai i cili ka dëshmuar rrejshëm, ka mashtruar, e ka poshtëruar, ose e ka keqtrajtuar trashëgimlënësin.

## 3. LARGIMI NGA FEJA

Kush largohet nga feja dhe pranon fe tjetër, ai nuk trashëgon prej besimtarit.

Hanbelijtë mendojnë se nëse rikthehet në Islam para se të ndahet trashëgimia, ai ka të drejtë të trashëgojë.

### A trashëgohet pasuria e të larguarit nga feja?

Ebu Hanife mendon se pasurinëa, të cilën renegati e ka pasur (fituar) para se të largohet nga feja, e trashëgojnë të afërmit e tij, ndërsa pasurinë të cilën e ka fituar pasi që është larguar nga feja, deponohet në arkën qendrore (bejtul mal) të muslimanëve.

Sa i përket renegates (femrës e cila largohet nga feja), e tëra trashëgohet prej të afërmve të saj.

Për këtë çështje shumica absolute e dijetarëve mendojnë se e tërë pasuria deponohet në arkën qendrore shtetërore.

### Largimi nga feja tek të krishterët

Në krishterizëm, nëse një i krishterë largohet nga feja (krishtere) dhe pranon fe tjetër, ai nuk trashëgon nga të afërmit e tij.

### Largimi nga feja tek jehudët

Nëse një jehudi largohet nga feja (jehude) dhe pranon fe tjetër, atëherë ai nuk trashëgon as nga babai i tij e as nga farefisi i tij, mirëpo fëmijët e tij trashëgojnë atë që do ta kishte trashëguar prindi i tyre, nëse kthehen apo nëse bëhen jehudi.

## 4. NDRYSHIMI FETAR

Ndryshimi fetar është pengesë në trashëgimi, e për këtë janë pajtuar dijetarët. As pabesimtari nuk trashëgon muslimanin, e as muslimani nuk e trashëgon pabesimtarin. Muhamedi a.s. ka thënë:

*"Muslimani nuk e trashëgon pabesimtarin e as pabesimtari nuk e trashëgon muslimanin"*.

Ekziston edhe mendimi se muslimani e trashëgon pabesimtarin, ndërsa pabesimtari nuk e trashëgon muslimanin.

Sa i përket feve tjera se a lejohet të trashëgojnë në mes vete, duke pasur parasysh që ata janë duke jetuar në shtetin Islam, Ebu Hanifja, Shafiijtë dhe Malikijtë mendojnë se pabesimtarët dhe fetë e tjera kanë të drejtë të trashëgojnë në mes vete.

### Ndryshimi fetar pengesë e trashëgimisë në krishterizëm

Nëse njeriu i krishterë e pranon fenë tjetër, dhe deri në vdekje mbetet me atë fe, atëherë ai nuk trashëgon asgjë.

### Ndryshimi fetar pengesë në jehudizëm

Nëse një fëmijë është prej një gruaje, e cila nuk është jehude, ai fëmijë nuk trashëgon edhe pse vet është jehud.

## 5. NDRYSHIMI VENDOR

Termi *ndryshim vendor* nënkupton *ndryshimin shtetëror*. Mirëpo, edhe pse ekzistojnë shumë shtete islame, secili konsiderohet vend islam, apo një shtet islam, edhe pse banorët e tyre muslimanë jetojnë në shtete të ndryshme (muslimane). Kështu që muslimanët kanë të drejtë të trashëgojnë në mes vete, pa marrë parasysh ku jetojnë, edhe pse ndryshojnë sistemet, edhe pse ndryshojnë organizimet e ndryshme shtetërore, në kohëra të ndryshme.

Muslimani e trashëgon muslimanin, pa marrë parasysh ku jeton. Kjo nuk konsiderohet pengesë.

Ne, tani, po flasim sa i përket jomuslimanëve se a trashëgojnë në mes vete apo jo, nëse jetojnë në shtete të ndryshme.

Shumica e dijetarëve janë të mendimit se gruaja jomuslimane e trashëgon burrin jomusliman dhe anasjelltas, pa marrë parasysh në cilat shtete jetojnë. Pra, jomuslimani trashëgon jomuslimanin.

Ndryshimi vendor si pengesë e trashëgimisë në sistemin e sotëm, siç e praktikojnë vendet e botës

Në disa vende, si në: Rusi, Francë, Belgjikë, Holandë, Danimarkë, Angli, të drejtën e trashëgimisë mund ta fitojnë edhe personat që nuk e kanë shtetësinë e këtyre vendeve. Pra, mund të kalojë pronësia trashëgimore edhe në shtetas të huaj, që do të thotë se i huaji e gëzon të drejtën të jetë trashëgimtar njëlloj si shtetasit e atij vendi.

Disa shtete tjera, si: Austria, Suedia, disa shtete të SHBA-ve e njohin të drejtën që i huaji të jetë trashëgimtar në vendet e tyre, si shtetasit e tyre, me kusht të ekzistimit të reciprocitetit me shtetin, shtetas i të cilit është personi.

Në disa shtete tjera, si në Norvegji, nuk kërkohet reciprociteti si kusht, por ekzistimi i lejes së organit kompetent.

### Pengesa e trashëgimisë e ndryshimit vendor në Kosovë

Në nenin 3, “Barazia në trashëgimi”, në Ligjin Trashëgimor të Kosovës, paragrafi 4, thuhet: *Të huajt janë të barabartë në trashëgimi me kosovarët me kusht reciprociteti. Reciprociteti prezumohet.*

## 6. FËMIJA NGA PROSTITUCIONI

Fëmija, i cili lind si pasojë e prostitucionit, e ka të drejtën e trashëgimisë vetëm nga ana e nënës së tij dhe nga të afërmit e nënës së tij. Fëmija nga prostitucioni nuk trashëgon nga prindi i tij, sepse është i lindur në formën joligjore, të cilën nuk e njeh Sheriati Islam, si dëshmi për të vërtetuar të drejtën e trashëgimisë prej tij. Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Cilido mashkull që bën amoralitet me një grua të lirë apo me ndonjë robëreshë, fëmija i tij është i lindur fëmijë jolegjitim (është fëmijë nga prostitucioni), ai as nuk trashëgon nga fëmija i tij, e as nuk trashëgohet nga ai".*

Këtë mendim e mbështesin që të katër drejtimet e jurisprudencës Islame, me qëllim që të ruhet interesi i fëmijës, sepse ai është i pafajshëm, e veprën e ka bërë nëna e tij, e jo ai. Fëmija nga prostitucioni ka të drejtë të trashëgojë edhe nga të afërmit e nënës, si p.sh. nga vëllai prej nëne, nga motra prej nëne.

Trashëgimia e fëmijës nga prostitucioni i takon vetëm trashëgimisë farz.

Trashëgimia e fëmijës nga prostitucioni asnjëherë nuk trashëgon në cilësinë "asaba".

Fëmija nga prostitucioni nuk trashëgon vetëm nga babai i tij.

### Në krishterizëm, pengesa e trashëgimisë, nëse fëmija është jashtëmartesor

Nëse një person bën prostitucion me gruan e trashëgimlënësit, ose me bijën e tij, ose me motrën e tij, ose me nënën e tij, atëherë ai është i padenjë për të trashëguar.

### Fëmija nga prostitucioni sipas LTK-së

Neni 3, paragrafi 2, të LTK-së thuhet:

*Fëmijët e adoptuar barazohen me fëmijët legjitim.*

Sipas Ligjit të Trashëgimisë së Kosovës *janë të barabartë si trashëgimtarët (fëmijët) legjitim, ashtu edhe fëmijët jo legjitim dhe të adoptuar.*

## 7. **FËMIJA NGA LIANI**

*Lian* do të thotë përbetim me mallkim në mes të bashkëshortëve, në mungesë të dëshmitarëve në rast akuze për prostitucion. Pra, nëse burri akuzon gruan për prostitucion, ndërsa ajo e demanton dhe e mohon një gjë të tillë, atëherë, para gjykatës, nga të dy palët, bëhet katër herë përbetimi dhe të pestën herë mallkimi. Pas kësaj, gjykatësi vendos ndarje në mes tyre, pas të cilës nuk kanë të drejtë që të martohen në të ardhmen asnjëherë.

Liani në suretun-Nur tregohet kështu:

*"Ndërsa ata të cilët shpifin për gra të veta dhe nuk kanë dëshmitarë tjetër pos vetes, dëshmimi i çdonjërit prej tyre është: të betohen katër herë në All-llahun se e thonë të vërtetën. E pesta (herë e betimit) është: Mallkimi i All-llahut qoftë mbi të nëse ai gënjen. E nga ajo (gruaja për të cilën është shpifur) largohet dënimi, nëse katër herë betohet në All-llahun se ai (shpifësi) gënjen. E pesta herë e betimit të jetë që ta godasë hidhërimi i All-llahut, atë (gruan) nëse shpifja ka qenë e vërtetë. Dhe sikur të mos ishin dhurata dhe mëshira e All-llahut ndaj jush (ju do të mbaronit). Pa dyshim All-llahu pranon pendimin, është i gjithëdijshëm."*

*(En-Nur: 6-10)*

Nëse lind fëmija pas ndarjes, atëherë a ka të drejtë ai fëmijë të trashëgojë apo jo?

Pejgamberi s.a.v.s. bëri që fëmija i lindur pas ndarjes së bashkëshortëve, për shkak të përbetimit me mallkim në mes tyre, të trashëgojë nga nëna e tij dhe nga trashëgimtarët e saj pas saj.

## 8. **TRASHËGIMIA E FËMIJËS KOPIL**

Nëse një fëmijë gjendet në rrugë dhe nuk paraqitet askush se është i tij, atëherë nga ai askush nuk ka të drejtë të trashëgojë, dhe ai nga askush nuk trashëgon.

Nëse pasi që të rritet dhe të fitojë pasuri trashëgimlënësi vdes, atëherë pasuria e tij mbetet në arkën qendrore të muslimanëve, sepse shteti është i obliguar që të përkujdeset për të, për edukimin e tij, arsimimin e tij, andaj edhe pas vdekjes pasuria i mbetet shtetit.

Nëse fëmija i tillë martohet dhe krijon familje, atëherë bashkëshortja dhe fëmijët e tij trashëgojnë pasurinë e tij. Gjithashtu edhe ai trashëgon nga bashkëshortja dhe fëmijët e tij.

Përfundojmë me atë se nëse fëmija kopil i pamartuar, i cili nuk ka krijuar familje, posedon pasuri, dhe ai juridikisht nuk ka asnjë të afërm nga gjaku, për këtë arsye pasurinë e tij e trashëgon shteti. Por, nëse krijon familje, faktikisht ai trashëgon dhe trashëgohet nga familja e re, të cilën e ka formuar.

## TRASHËGIMTARËT

Në sheriatin Islam trashëgimtarët ndahen në:

1. *Trashëgimtarë vetëm farz;*
2. *Trashëgimtarë teasibë;*
3. *Trashëgimtarë edhe farz edhe teasibë.*

Trashëgimtarët vetëm farz

Në këtë lloj trashëgimie kanë të drejt:

1. *Nëna,*
2. *gjyshja,*
3. *burri,*
4. *gruaja,*
5. *vëllai i nënës,*
6. *motra prej nëne.*

Trashëgimtarët Teasibë

Trashëgimtarët Teasibë janë:

1. *Djali,*
2. *djali i djalit,*
3. *vëllai i vërtetë,*
4. *babai,*
5. *axha,*
6. *djali i vëllait,*
7. *djali i axhës,*
8. *robi,*
9. *robëresha.*

## Kategoritë e trashëgimtarëve

Kategoritë e trashëgimtarëve janë:

1. *Trashëgimtarët farz,*
2. *Trashëgimtarët asaba,*
3. *Trashëgimtarët rimarrës,*
4. *Trashëgimtarët farefisnorë.*

Trashëgimtarët për nga gjinia

Për nga gjinia trashëgimtarët ndahen në:

1. *Trashëgimtarë të gjinisë mashkullore dhe*
2. *Trashëgimtarë të gjinisë femërore*

**Trashëgimtarët nga gjinia mashkullore janë:**

1. *Djali,*
2. *djali i djalit,*
3. *babai,*
4. *gjyshërit,*
5. *vëllai i vërtetë,*
6. *vëllai prej babait,*
7. *vëllai prej nënë,*
8. *djali i vëllait të vërtetë,*
9. *djali i vëllait prej babait,*
10. *axha i vërtetë (vëllai i babait prej nënës dhe prej babait),*
11. *axha prej babait (vëllai i babait vetëm prej babait),*
12. *djali i axhës së vërtetë,*
13. *djali i axhës prej babait,*
14. *burri,*
15. *i liruari prej robërie.*

## Trashëgimtarët e gjinisë femërore

Trashëgimtaret nga gjinia femërore janë dhjetë:

1. *Vajza,*
2. *nëna,*
3. *mbesa (vajza e djalit),*
4. *gjyshet e vërteta (nëna e nënës),*
5. *gjyshet e vërteta (nëna e babait),*
6. *motra,*
7. *motra prej babait,*
8. *motra prej nënës,*
9. *gruaja,*
10. *e liruara (nga robëria)*

## TRASHËGIMIA E FEMRËS NË SHERIATIN ISLAM

Përpos shpifjeve të shumta që i bëhen Islamit, sidomos ndaj shkeljes të së drejtës së femrës, shpifet edhe në atë se Islami nuk i jep të drejtë të barabartë femrës në trashëgimi me mashkullin, por një hise femrës, dy mashkullit.

Duhet pasur parasysh se në përcaktimin e trashëgimisë ndikojnë tri peshoja:

**E para: Shkalla e afërsisë**

- Sa më i afërt të jetë trashëgimtari, pjesa e trashëgimisë është më e madhe, pa marrë parasysh se trashëgimtari a është mashkull apo femër.
- Sa më i largët të jetë trashëgimtari, pjesa e trashëgimisë është më e vogël, pa marr parasysh se a është mashkull apo femër.

**E dyta: Gjenerata e paraardhësve dhe pasardhësve**

Kur i vdekuri e ka gjeneratën para jetës së tij (paraardhësit – babain, gjyshin) dhe gjeneratën pas jetës së tij (pasardhësit), atëherë gjenerata pas jetës së tij (pasardhësit) merr pjesë më të madhe (se ata kanë nevojë më shumë për mjete materiale), se sa gjenerata para jetës së tij (sepse paraardhësit kanë nevojë më pak për mjete materiale se sa pasardhësit), pa marrë parasysh a janë meshkuj apo femra.

- Vajza si pasardhëse trashëgon më shumë se nëna paraardhëse, ndërsa që të dyja janë femra dhe që të dyja janë të lidhura drejtpërsëdrejti me trashëgimlënësin; bile vajza trashëgon edhe më shumë se babai (i cili është mashkull), edhe pse lidhja e të dyve është e drejtpërdrejtë.
- Djali si pasardhës trashëgon më shumë se babai, i cili është paraardhës, edhe pse që të dy janë meshkuj.

Sipas LTK-së, pasardhësit i përjashtojnë nga trashëgimia paraardhësit në tërësi.

**E treta: Përkujdesjen të cilin e parasheh Sheriati Islam si obligim**

Sheriati Islam e obligon mashkullin (burrin) që të përkujdeset për ushqimin, veshmbathjen dhe vendstrehimin e femrës (gruas). Për këtë arsye, për të mos e dëmtuar, është paraparë që mashkulli të marrë pjesën e dy femrave.

Ne përgjithësi femra trashëgon në katër mënyra:

1. *Mënyra e parë: femra trashëgon sa gjysma e mashkullit;*
2. *Mënyra e dytë: femra trashëgon barazi me mashkullin;*
3. *Mënyra e tretë: femra trashëgon më shumë se mashkulli;*
4. *Mënyra e katërt: femra trashëgon, mashkulli nuk trashëgon.*

## 1. TRASHËGIMIA E FEMRËS SA GJYSMA E MASHKULLIT

Femra trashëgon sa gjysma e mashkullit në këto raste:

**E para**: vajza me djalin

Nëse i vdekuri lë pas vete vetëm një vajzë dhe një djalë:

- Vajza trashëgon 1/3 (një të tretën);
- Djali trashëgon 2/3 (dy të tretat).

Kështu femra ka marrë një hise, mashkulli dy hise.

**E dyta**: babai me nënën vetëm me një rast

Nëse i vdekuri lë pas vetëm nënën dhe babain:

- Nëna trashëgon 1/3 (një të tretat);
- Babai trashëgon 2/3 (dy të tretat).

Kjo ndarje, pra nëna të marrë një hise më pak se babai, vjen në shprehje vetëm në rast se i vdekuri nuk lë pas vetes fëmijë, e nëse lë fëmijë, atëherë nëna merr hise të barabartë me babain.

Në një hadith Muhamedi a.s thotë: "*Farzmarrësve jepjuani pjesën farz (të përcaktuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë.*"

**E treta**: motrat me vëllezërit dhe motrat prej babait me vëllezërit prej babait

Nëse i vdekuri nuk lë pas vetes prindër, gjyshër dhe as fëmijë, nipa e mbesa, por vetëm motër e vëlla, atëherë ndarja bëhet kështu: *një hise motra, dy hise vëllai*. Zoti i Lartmadhëruar në Kuran ka thënë:

*"Po nëse ata janë vëllezër-burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon aq sa dy femrave së bashku." (En Nisa 176)*

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vete një vëlla dhe një motër, atëherë:

- Motra trashëgon 1/3 (një të tretën);
- Vëllai trashëgon 2/3 (dy të tretat).

Por, në qoftë se i vdekuri nuk lë pas vetes prindër, gjyshër, as fëmijë, nipa e mbesa, as vëllezër e motra, por vetëm një motër prej babait dhe një vëlla prej babait, atëherë ndarja bëhet kështu:

- Motra prej babait trashëgon 1/3 (një të tretën);
- Vëllai prej babait trashëgon 2/3 (dy të tretat).

Një hise e merr motra prej babait dhe dy hise i merr vëllai prej babait. Kjo është argumentuar me ajet kur'anor*: "Po nëse ata janë vëllezër-burra dhe gra (motra), atëherë mashkullit i takon aq sa dy femrave." (En-Nisa, 176)*

**E katërta**: burri dhe gruaja

Duhet ditur se kurrë nuk ndodh që burri me gruan të trashëgojnë në të njëjtën kohë si burrë e grua. Por, gjithmonë me vdekjen e njërit, trashëgon tjetri, dhe anasjelltas. Sipas rregullit të Sheriatit Islam: Pas vdekjes së gruas, burri trashëgon dyfishin që do ta kishte trashëguar gruaja po të vdiste ai. Pra, burri trashëgon një hise më shumë. Këtë e argumentojmë me ajetin kur'anor:

- *"Juve (burrave), ju takon gjysma e asaj që kanë lënë gratë tuaja, nëse nuk kanë fëmijë, e nëse kanë fëmijë, atëherë për ju është një e katërta nga ajo që kanë lënë, pasi të zbatohet testamenti që kanë lënë ose t'i paguhet borxhi.*
- *Dhe grave u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë, e në qoftë se keni fëmijë, atyre u takon një e teta...". (Nisa12)*

## 2. TRASHËGIMIA E FEMRËS BARAZI ME MASHKULLIN

Femra trashëgon barazi me mashkullin në këto raste:

**E Para:** Babai dhe nëna trashëgojnë hise të barabarta, kur i vdekuri lë pas vetes fëmijë, qoftë mashkull, qoftë femër.

Zoti i Lartmadhëruar në Kuran thotë:

*"Kurse prindërve, çdonjërit prej tyre, u takon një e gjashta që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë." (En-Nisa, 12)*

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vete vetëm nënën, babain dhe një djalë, atëherë ndarja bëhet kështu:

- Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën);
- Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën);
- Djali merr 4/6 (katër të gjashtat), pjesën shtesë (teasibë).

Pra, gjinia femërore trashëgon barazi me gjininë mashkullore, kur janë të një kategorie.

**E dyta**: Vëllezërit prej nënës me motrat prej nënës

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, nënën, një vëlla prej babait dhe një motër prej nënës, atëherë ndarja bëhet kështu:

- Burri trashëgon ½ (një të dytën);
- Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën).
- Motra prej babait dhe vëllai prej babait marrin pjesë të barabarta prej sasisë së 1/3 (një të tretës), pra secili nga 1/6 (një e gjashta), që do të thotë se mashkulli dhe femra marrin pjesë të barabarta.

## 3. FEMRA TRASHËGON MË SHUMË SE MASHKULLI

Në Sheriatin Islam sistemi i trashëgimisë bazohet ne dy çështje thelbësore, e ato janë:

**E para:** Trashëgimia obligative. e përcaktuar me Kur'an dhe hadithe, që do të thotë trashëgimtarit i takon pjesa aq sa është përcaktuar tekstualisht dhe në mënyrë recidive, duke filluar prej 2/3, 1/3, 1/6, 1/2, 1/4 deri në 1/8.

**E dyta**: Trashëgimia obligative e papërcaktuar dhe e pa definuar, e cila trashëgohet pas trashëgimisë obligative. Këtu bëjnë pjesë trashëgimtarët, të cilët në sheriatin Islam quhen trashëgimtarë "asaba", e që pastaj kemi 3 lloje të këtyre trashëgimtarëve:

1. **ASABA BI NEFSIHI** (Bashkëtrashëgimtari me gjininë e tij), ku bëjnë pjesë:
- *djali me djalin e djalit;*
- *babai me gjyshin,*
- *vëllai me vëllain e babait dhe fëmijët e tyre,*
- *axha me djemtë e tij.*

2. **ASABA BIL GAJRI** (Bashkëtrashëgimtari me gjininë tjetër), ku bëjnë pjesë:
- *vëllai me motrën,*
- *djali me vajzën,*
- *djali i djalit me vajzën e djalit, e kështu me radhë.*

3. **ASABA MEAL GAJRI** (Bashkëtrashëgimtari me rangun tjetër), ku bëjnë pjesë:
- *Motra me vajzën ose me vajzën e djalit,*
- *Motra e nënës me vajzën ose me vajzën e djalit,*
- *Motra e babait me vajzën ose vajzën e djalit.*

Rregull është që pjesën e trashëgimisë, në rend të parë, e marrin personat obligativë, çka u takon në formë të prerë, e pastaj e trashëgojnë trashëgimtarët e quajtur "asaba", të cilët e marrin pjesën tjetër të mbetur pas farzit.

Është e vërtetë se femrat më shumë trashëgojnë pjesë obligative, që do të thotë se në të shumtën e rasteve trashëgimia obligative është më fatlume për ta se sa trashëgimia "asaba". Këtë do ta dëshmojmë në vijim:

Trashëgimtaret obligative (As'habul furud)

2/3 Trashëgojnë:

1. Dy vajza e më shumë 2. dy vajza të djalit e më shumë 3. dy motra e më shumë 4. dy motra të babait e më shumë.

½ Trashëgojnë:
1. Një vajzë 2. një vajzë e djalit 3. një motër 4. babai 5. burri.

1/3 Trashëgojnë:
1. Nëna 2. motra prej nënës 3. vëllai prej nënës.

1/6 Trashëgojnë:
1. Nëna 2. gjyshi, 2. vajzat e djalit 3. motrat e babait, motrat e nënës, vëllai prej nënës, 4. babai 5. gjyshi 6. gjyshja.

1/4 Trashëgojnë:
1. burri 2. gruaja.

1/8 Trashëgon:
1. Gruaja.

Shihet shumë qartë se trashëgimtarë obligativë (farz) në Kur'an janë më shumë femra se sa meshkuj:

- 1/3 (një të tretën) e trashëgimisë e merr vetëm në një rast mashkulli, ndërsa në tri rastet tjera e marrin femrat;
- 1/2 (një të dytën) e trashëgon vetëm në një rast mashkulli, ndërsa në tri rastet tjera femrat;
- 1/3 (një të tretën) e trashëgon vetëm në një rast mashkulli, ndërsa në dy rastet e tjera femra;
- 1/6 (një të gjashtën) në tre raste e trashëgojnë meshkujt, ndërsa në pesë rastet tjera femrat;
- ¼ (një të katërtën) trashëgon në një rast femra, në një rast mashkulli;
- 1/8 (një të tetën) trashëgon femra.

Proporcioni i trashëgimisë farz meshkuj me femra është 17 me 6 në favor të femrës.

## 4. FEMRA TRASHËGON, NDËRSA MASHKULLI PARALEL NUK TRASHËGON

Ka raste kur femra trashëgon, ndërsa në rastin tjetër të ngjashëm mashkulli nuk trashëgon.

*Shembull:*

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, babain, nënën, vajzën dhe vajzën e djalit, atëherë ndarja e trashëgimisë do të jetë:

| Burri | Baba | Nëna | Vajza | Vajza e djalit |
|---|---|---|---|---|
| 1/4 | 1/6 + pjesën shtesë | 1/6 | 1/2 | 1/6 |

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, babain, nënën, vajzën dhe djalin e djalit, atëherë ndarja e trashëgimisë do të jetë:

| Burri | Baba | Nëna | Vajza | Djali i djalit |
|---|---|---|---|---|
| 1/4 | 1/6 + Pjesën shtesë | 1/6 | 1/2 | 0 |

Ne rastin identik, vajza e djalit ka trashëguar, ndërsa po në të njëjtin rast, kur është djali i djalit, ai nuk ka trashëguar.

Pra, në rastin identik, kur vajza e djalit ka trashëguar 1/6 (një të gjashtën) pjesë farz, ndërsa mashkulli, pra djali i djalit, nuk ka trashëguar, sepse është trashëgimtar asaba, e në këtë rast nuk ka mbetur asgjë. Nëse thuhet: po në këtë rast mashkulli ka të drejtë në testamentin obligativ (vasijetin vaxhib), - përgjigjja është se, për testamentin obligativ, nuk janë pajtuar të gjithë dijetarët (nuk është aprovuar nga Ixhmai).

## TRASHËGIMIA NË BAZË TË HISEVE

Në këtë punim do të rendisim mënyrën e trashëgimisë në bazë të hiseve, dhe mënyrën e trashëgimisë në bazë të trashëgimtarëve.

Trashëgimia në bazë të hiseve, e cila është e përmendur në Kur'an në mënyrë decidive, është:

1/2 - Një e dyta

1/3 - Një e treta

1/4 - Një e katërta

1/6 - Një e gjashta

1/8 - Një e teta dhe

2/3 - Dy të tretat

## Trashëgimia në bazë të hiseve

Trashëgimia është dy llojesh:

1. Trashëgimia farz (e përcaktuar) saktësisht.
2. Trashëgimia (teasibë) që është pjesa shtesë e papërcaktuar, të cilën kanë të drejtë ta ndajnë së bashku atë pjesë shtesë.

### ½ - Një e dyta

½ në situata të ndryshme u takon pesë trashëgimtarëve, e ato janë:

1. Burri, nëse gruaja e vdekur nuk ka lënë fëmijë;
2. Vajza, nëse babai nuk ka lënë djem ose vajza;
3. Mbesa (vajza e djalit), nëse nuk ka trashëgimtarë para asaj dhe të rangut të saj, të cilët i bëhen bashkëpjesëmarrës (asaba);
4. Motra e vërtetë, nëse është e vetme dhe nuk i bëhet bashkëpjesëmarrës askush;
5. Motra nga babai, nëse është e vetme dhe i vdekuri nuk ka motër të vërtetë ose vëlla të vërtetë.

### 1. Burri

Burri trashëgon ½ vetëm me një kusht. E ai kusht është që gruaja e tij e vdekur të mos ketë loze të poshtme , si: fëmijë, apo fëmijë të fëmijëve, - pa marrë parasysh se a i ka pasur ato fëmijë me këtë burrë, apo me burrë të mëparshëm.

Argument për këtë është ajeti kur’anor:

*“Dhe juve (burrave) u takon një e dyta prej asaj çka lënë gratë e juaja (kur të vdesin), nëse ato nuk lënë pas vetes fëmijë.”*

*(En-Nisa, 12)*

### 2. Vajza

Vajza trashëgon ½ me dy kushte:

1. Që me të të mos ketë vëlla, i cili i bashkëngjitet në koalicion;
2. Të jetë e vetme.

Argument për këtë është ajeti kur’anor:

*“Dhe nëse është një (vajzë ) e vetme, asaj i takon një e dyta.”*

*(En-Nisa, 11)*

### 3. Vajza e djalit

Vajza e djalit trashëgon ½ në tri raste:

1. Që të mos të ketë vëlla në koalicion;
2. Që të jetë e vetme;
3. Që të mos ketë motër.

### 4. Motra e vërtetë

Motra e vërtetë e trashëgon ½ me tri kushte:

1. Që të mos ketë vëlla në koalicion;
2. Që të jetë e vetme dhe
3. Që vëllai i saj i vdekur të mos ketë loze të epërme , e as loze të poshtme .

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Nëse një njeri vdes dhe nuk ka (lënë) pas vetes fëmijë, por ka motër, asaj i takon një e dyta prej asaj që ka lënë (i vdekuri)." (En-Nisa, 176)*

### 5. Motra prej babait

Motra prej babait trashëgon ½, nëse i plotëson këto katër kushte:

1. Të mos ketë vëlla në koalicion;
2. Të jetë e vetme;
3. I vdekuri të mos ketë loze të epërme e as të poshtme;
4. I vdekuri të mos ketë loze të vërtetë.

Argument për këtë është Ixhmai, i cili është bazuar në ajetin kur'anor:

*"Dhe ai (i vdekuri), i cili ka lënë motrën e saj, asaj i takon një e dyta prej asaj pasurie që ka lënë."*

Ky ajet përfshin motrën e vërtetë dhe motrën prej babait.

Sa i përket motrës prej nënës, ajo nuk trashëgon një të dytën asnjëherë, por mund të trashëgojë një të gjashtën, me kushtet të cilat do t'i tregojmë më vonë.

## ¼ - Një e katërta

Në një të katërtën kanë të drejtë dy trashëgimtarë:

1. Burri dhe
2. gruaja

1. Burri trashëgon një të katërtën, nëse plotësohet një kusht.

Kushti është që e vdekura të ketë lënë pas vetes fëmijë apo fëmijë të fëmijëve, pa marrë parasysh nëse ato fëmijë a i ka pasur me këtë burrë apo jo.

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"... por nëse ato (të vdekurat) kanë fëmijë juve (burrave) ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

2. Gruaja trashëgon një të katërtën, nëse plotësohet një kusht.

Ky kusht është që i vdekuri të mos ketë lënë pas vetes fëmijë apo fëmijë të fëmijëve.

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"... Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 12)*

## 2/3 - Dy të tretat

2/3 e pasurisë e trashëgojnë këta persona:

1. *Dy vajza e më shumë*, nëse nuk kanë vëllezër dhe trashëgimtarë që iu bashkëngjitet (asaba);
2. *Dy mbesa e më shumë* (dy vajza të djalit e më shumë), nëse nuk kanë ndokënd që iu bashkëngjitet (asaba);
3. *Dy motra të vërteta e më shumë,* nëse nuk kanë të tjerë të cilët nuk kanë të drejtë t'u bashkëngjiten në pjesëmarrje të trashëgimisë (asaba); *Dy motra prej babai e më shumë,* nëse i vdekuri nuk ka motra të vërteta, nëse nuk kanë edhe të tjerët, të cilët kanë të drejtë t'u bashkëngjiten në pjesëmarrje të trashëgimisë (asaba).

### 1. Dy vajza e më shumë

Dy vajzave e më shumë u takojnë 2/3 (dy të tretat) farz, nëse ato nuk kanë vëlla në koalicion, pra, nëse i vdekuri nuk ka lënë vëlla pas vetes.

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Dhe nëse ato vajzat janë më shumë se dy, atyre u takon dy e treta prej asaj që ka lënë (i vdekuri)."* (En-Nisa, 11)

Po ashtu, argument është edhe hadithi, të cilin e transmetojnë dy shejhat, Buhariu dhe Muslimi, kur gruas së Sead bin Rebas i është vrarë burri në luftën e Uhudit Ajo ka pasur dy vajza, ndërsa vëllai i Rebias, pra axha i vajzave, e ka marrë tërë pasurinë dhe fëmijëve nuk ju ka lënë asgjë. Gruaja shkon te pejgamberi s.a.v.s. dhe i thotë: "Axha i vajzave e ka marrë tërë pasurinë, e ata as që kanë mundësi të martohen, sepse nuk kanë pasuri. Muhamedi s.a.v.s i thotë: *"Prit se Allahu do të gjykojë për këtë."* Pastaj ka zbritur ajeti i trashëgimisë dhe pejgamberi s.a.v.s. dërgon një të dërguar te axha i vajzave që t'i thotë: *"Dy vajzave të Seadit jepja dy të tretat e pasurisë të babait të tyre, një të tretën jepja gruas dhe çka të mbetet merre për vete."*

### 2. Dy vajza të djalit e më shumë

Dy vajzave të djalit e më shumë u takojnë 2/3 (dy të tretat), nëse i plotësojnë kushtet në vijim:

1. I vdekuri të mos ketë vajzë apo djalë;
2. Të mos jenë dy vajza;
3. Të mos jetë në koalicion me të vëllai i saj ("djali i djalit") - nipi i një shkalle me të.

Argument është ajeti kur'anor:

*"Allahu ju bënë obligim juve në lidhje me fëmijët tuaj ...".*

*(En-Nisa, 11)*

Fjala "fëmijë" përfshinë fëmijët, fëmijët e fëmijëve, e kështu me radhë. Vetëm se kur të jetë loza me e afërt, e mbulon lozen më të largët . Kështu, përderisa të ketë trashëgimtarë para tyre, ato (pas tyre) nuk trashëgojnë asgjë.

### 3. Dy motra e më shumë

Dy motra e më shumë trashëgojnë 2/3 (dy të tretat) nëse i plotësojnë tri kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk lë loze të poshtme, si: djalë, vajzë; ose loze të epërme, si: babë ose gjysh.
2. Nëse me ta (me motrat) nuk ka vëlla në koalicion.
3. Nëse i vdekuri nuk ka vajzë apo vajza të djalit.

Argument është ajeti kur'anor:

*"Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), që të dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai (i vdekuri)..."*. (En-Nisa, 176)

### 4. Dy motra prej babait e më shumë

Dy motra prej babait e më shumë trashëgojnë 2/3 (dy të tretat), nëse i plotësojnë tri kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk ka lënë djalë, babë ose gjysh;
2. Nëse ato nuk kanë vëlla në koalicion (asaba);
3. Nëse i vdekuri nuk ka lënë vajza, ose vajza të djalit, vëlla të vërtetë apo motër të vërtetë.

Siç po shihet, për të trashëguar motrat prej babait, ato janë të kushtëzuara me të gjitha ato kushte me të cilat kushtëzohen edhe motrat e vërteta. Por, shtohet kushti që motrat prej babait të mos kenë vëlla të tyre.

Argument për këtë është Ixhmai, sepse fjala motër përfshin edhe motrat prej babait.

Sa u përket motrave prej nënës, nuk bëjnë pjesë dhe nuk llogariten që të trashëgojnë si motrat prej babait.

### 1/3 - Një e treta

Në 1/3 (një të tretën) kanë të drejtë:

1. *Nëna dhe*
2. *Dy e më shume vëllezër prej nënës, ose dy e më shumë motra prej nënës.*

**1. Nëna ka të drejtë në një të tretën me kushtet që vijojnë:**

1. I vdekuri të mos ketë fëmijë apo fëmijë të fëmijëve;
2. I vdekuri të mos ketë më shumë se dy vëllezër apo më shumë se dy motra të çfarëdo natyre.

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Dhe nëse (i vdekuri) nuk ka lënë fëmijë, dhe trashëgojnë prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta."* Pastaj ajeti vazhdon: *"... po nëse (i vdekuri ka lënë vëllezër, atëherë nënës së tij i takon një e gjashta."*

**2. Dy e më shumë vëllezër prej nënës apo dy e më shumë motra prej nënës**

Dy e më shumë vëllezër prej nënës apo dy e më shumë motra prej nënës trashëgojnë 1/3 (një të tretën), nëse plotësohen kushtet në vijim:

1. Që i vdekuri të mos ketë as loze të poshtme e as të epërme;
2. Që ato të jenë më shumë se dy, pa marrë parasysh a janë dy motra e një vëlla apo një motër e dy vëllezër.

Argument për këtë është ajeti Kuranor

*"Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (ngase s'ka as prindër as fëmijë*), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), *atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër,) ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)...". (En-Nisa, 12)*

Pjesa e ajetit *"dhe ka lënë pas vetes motër ose vëlla"* ka për qëllim prej nënës, sepse Zoti i Lartmadhëruar në ajetin tjetër ka treguar për vëllezërit e vërtetë dhe vëllezërit prej babait, ndërsa tani radha ka qenë për vëllain dhe motrën prej nënës.

Duhet pasur parasysh se pjesa e ajetit *"ata janë bashkëpjesëmarrës në një të tretën"* sqaron se edhe vëllai, edhe motra marrin hise të barabarta, e jo në proporcionin: një hise motrës e dy vëllait. Pra, vëllezërit dhe motrat prej nënës marrin pjesë të barabarta.

## 1/6 - Një e gjashta

Në 1/6 (një të gjashtën) kanë të drejtë shtatë persona:

1. Babai, nëse i vdekuri ka lënë fëmijë meshkuj;
2. Gjyshi, nëse i vdekuri ka lënë fëmijë;
3. Nëna, nëse i vdekuri ka lënë *fëmijë, nipa ose mbesa*, *vëllezër ose motra*;
4. Gjyshja e vërtetë, nëse nuk e mbulon nëna;
5. Vajza e djalit, me bashkëpjesëmarrje të vajzës, me të cilën marrin së bashku dy të tretat;
6. Motra e babait, një ose më shumë me një motër të vërtetë;
7. Një vëlla i nënës, nëse i vdekuri nuk ka lënë *djem*, *nipa ose mbesa*, ose *babë, gjysh e gjyshe*.

### 1. Babai

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën), nëse i vdekuri ka lënë fëmijë, pa marrë parasysh mashkull apo femër:

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"... për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Edhe pse në ajet përmendet fjala *"fëmijë"*, këtu përfshihen edhe fëmijët e fëmijëve.

### 2. Gjyshi

Gjysh i vërtetë është babai i babait. Atij i takon 1/6 – (një e gjashta), nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë, ose fëmijë të fëmijëve, dhe njëherit kur i vdekuri nuk ka lënë pas vetes baba. Kjo do të thotë se gjyshi i vërtetë zë vendin e babait kur nuk është babai.

Argument për këtë është Ixhmai.

## 3. Nëna

Nënës i takon 1/6 – (një e gjashta), nëse plotësohen dy kushte:

1. Që i vdekuri të mos ketë lënë fëmijë ose fëmijë të djalit, sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit...”.*

*(En-Nisa, 11)*

2. Që i vdekuri të ketë lënë pas vete numër mbi dy e më shumë të vëllezërve ose të motrave, të çfarëdo natyre qofshin: vëllezër apo motra të vërtetë, vëllezër apo motra prej babait; ose vëllezër apo motra prej nënës. Zoti i Lartmadhëruar në Kur’an ka thënë:

*“...Në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon një e gjashta...”. (En-Nisa, 11)*

## 4. Vajza e djalit (një vajzë e më shumë)

Vajza e djalit (vajzat) trashëgon 1/6 (një të gjashtën) nëse i vdekuri ka lënë vetëm një vajzë. Në këtë rast vajza trashëgon ½ (një të dytën), ndërsa vajza e djalit (apo vajzat e djalit) trashëgon 1/6 (një të gjashtën), që së bashku plotësojnë 2/3 (dy të tretat). Në Sahihul Buhari transmetohet se kur është pyetur Ebu Musa El-Eshariu për të vdekurin, i cili ka lënë një vajzë, një vajzë të djalit dhe një motër, është përgjigjur:

“Vajzës i takon një e dyta dhe motrës gjithashtu një e dyta, por më mirë është që të shkoni te Ibn Mes’udi se ai ju sqaron më mirë.” Kur shkojnë te Ibn Mes’udi r.a. ai u thotë:

*“Do të gjykoj ashtu siç ka gjykuar i Dërguari i Allahut s.a.v.s: - Vajza trashëgon një të dytën, vajza e djalit 1/6 (një të gjashtën), për të plotësuar 2/3 (dy të tretat), ndërsa pjesën tjetër e trashëgon motra.”* Kur kthehet te Ebu Musa dhe ia tregojnë mënyrën e gjykimit, ai u thotë: “Ashtu është, mos më pyetni më shumë.”

*Vërejtje*: Vajza e djalit për të trashëguar 1/6 (një të gjashtën) duhet që i vdekuri të mos ketë lënë djalë dhe të mos ketë lënë dy e më shumë vajza.

## 5. Motra prej babait

Nëse i vdekuri lë pas vetes një motër prej babait dhe një motër prej nënës, atëherë motra prej nënës trashëgon ½ (një të dytën), ndërsa motra (motrat) prej babait trashëgon 1/6 (një të gjashtën) për të plotësuar (të dyja së bashku) 2/3 (dy të tretat).

## 6. Vëllai prej nënës ose motra prej nënës

Secili prej tyre trashëgon nga 1/6 (një të gjashtat), nëse i vdekuri nuk lë pas vetes lozen e epërme mashkullore dhe lozen e poshtme.

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"...Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (ngase s'ka as prindër as fëmijë) po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta...)."* (En-Nisa,12)

Kemi dy lloje të trashëgimtarëve te detyrueshëm (As'habul furud):

1. *Trashëgimtarët farz të gjinisë së gjakut*
2. *Trashëgimtarët farz të gjinisë së shkakut*

Trashëgimtarët farz të gjinisë së gjakut janë dhjetë:

1. Nëna
2. babai
3. Vajza
4. Djali (Djali është trashëgimtar asaba)
5. Vajza e djalit
6. Djali i djalit
7. Gjyshi
8. Gjyshja
9. Vëllai
10. Motra

# BABAI

Babai është trashëgimtar i detyrueshëm.

Babai gjithmonë trashëgon.

Babai nuk mund të mbulohet tërësisht asnjëherë, edhe pse mund të mbulohet pjesërisht.

*Babai mund të trashëgojë:*

- formën farz,
- formën teasibë,
- formën farz dhe teasibë.

*Babai mbulon:*

- gjyshin,
- gjyshen,
- vëllain,
- motrën.

Babai me nënën ndonjëherë trashëgojnë pjesë të barabarta, e ndonjëherë babai trashëgon dyfishin e nënës.

Babai trashëgon në tri mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
|---|---|---|
| 1/6 Farz | Teasibë | 1/6 Farz dhe Teasibë |

## Mënyra e parë - Trashëgimia farz

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën) nëse plotësohet një kusht:

1. Nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë meshkuj dhe fëmijë meshkuj të djalit, e kështu me radhë.

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 pjesë | |
| Babai | 1/6 | 1 pjesë | Farz |
| Djali | 5/6 | 6 pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai ka trashëguar 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...”.*

(En-Nisa,11)

Djali ka trashëguar 5/6 (pesë të gjashtat), sepse është trashëgimtar asaba, e në këtë rast kanë mbetur 5/6 (pesë të gjashtat). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

“*Farzmarrësëve jepjuani pjesën farz (të përcakzuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë”*

Shembull tjetër:

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain, djalin dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 36 Pjesë | |
| Babai | 1/6 | 6 Pjesë | Farz |
| Djali | | 20 Pjesë | Teasibë |
| Vajza | | 10 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai ka trashëguar një 1/6 (të gjashtën), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"... për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...". (En-Nisa, 11)*

Djali dhe vajza kanë trashëguar pjesën teasibë 5/6 (pesë te gjashtat), në proporcionin: një hise vajzës, dy hise djalit. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra...". (En-Nisa, 11)*

Shembull tjetër:

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe pesë djem.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Babai | 1/6 | 1 pjesë | Farz |
| 5 Djemtë | 5/6 | 5 pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai ka trashëguar 1/6 (një të gjashtën), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"... për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...". (En-Nisa, 11)*

Pesë djemtë kanë trashëguar pjesën teasibë 5/6 (pesë të gjashtat), që do të thotë: secili prej tyre merr 1/6 (një të gjashtën). Në këtë rast edhe babai, edhe djemtë kanë trashëguar pjesë të barabarta.

## Mënyra e dytë - Forma teasibë

Pasi që të ndahet pjesa farz e trashëgimisë, babai trashëgon pjesën teasibë, nëse plotësohet një kusht:

1. Nëse i vdekuri nuk ka lënë pas vetes pasardhës.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe babanë.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 pesë | Farz |
| Babai | 3/4 | 3 pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruaja trashëgon pjesën farz ¼ (një të katërtën), sepse i vdekuri nuk ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...". (En-Nisa,12)*

Baba ka trashëguar ¾ (tri të katërtat) formën teasibë, sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

"*Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë dhe për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli*."

Shembull tjetër:

Nëse i vdekura lë pas vetes burrin dhe babain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 pjesë | |
| Burri | 1/2 | 1 pjesë | Farz |
| Babai | 1/2 | 1 pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri trashëgon ½ (një të dytën), sepse e vdekura nuk ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Babai ka trashëguar ½ (një të dytën) pjesë teasibë. Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë dhe për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli.*"

Duhet ditur se trashëgimtari i afërsisë së gjakut është më i fuqishëm se trashëgimtari i shkakut.

## Mënyra e tretë - Trashëgimia farz dhe teasibë së bashku

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën) pjesë farz, por edhe pjesën tjetër shtesë (teasibë).

Këtë mënyrë të trashëgimisë babai e trashëgon, nëse plotësohet një kusht:

1. Kur me të trashëgon gjinia femërore, pra vajza e të vdekurit (ose vajza e djalit).

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Babai | 1/2 | 1 Pjesë | Farz +Teasibë |
| Vajza | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Vajza ka trashëguar pjesën farz ½ (një të dytën), sepse është e vetme. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“... nëse është një femër, asaj i takon gjysma...”. (En-Nisa, 11)*

Babai ka trashëguar 1/6 (një të gjashtën) pjesë farz dhe pjesën tjetër teasibë, që së bashku bëhet ½ (një e dyta).

Përfundim: Vajza me babain trashëgojnë në mënyrë të barabartë në këso rasti.Argument për këtë është ajeti kur’anor:

*“...nëse është një femër, asaj i takon gjysma; për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...”. (En-Nisa, 11)*

Ajeti tregon se babait i takon vetëm 1/6 (një e gjashta) nëse i vdekuri lë pasardhës, pra djem dhe vajza. Por, nëse fëmija i të vdekurit është femër (vajzë), atëherë babai e merr 1/6 (një të gjashtën) pjesë farz dhe pjesën tjetër shtesë (teasibë), pra plus 2/6 (dy të gjashtat). Kjo do të thotë një pjesë farz dhe një pjesë teasibë, sepse babai ka përparësi si trashëgimtar mashkull. Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*“Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë dhe për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli.*

## BABAI DHE FËMIJËT

Në sheriatin Islam, prindi nuk përjashtohet nga trashëgimia prej fëmijëve, por trashëgon së bashku me ta, bile edhe nëse janë pesë fëmijë, babai merr pjesë të barabartë me ta.

Shemubll:
Nëse i vdekuri lë babain, dy djem dhe dy vajza.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 36 Pjesë | |
| Babai | 1/6 | 6 Pjesë | Farz |
| Dy djem | | 20 Pjesë | Teasibë |
| Dy vajza | | 10 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...”. (En-Nisa, 11)*

Dy djemtë dhe dy vajzat trashëgojnë pjesën tjetër teasibë në proporcionin: një hise vajzës, dy hise djalit.

## BABAI DHE NËNA

*Nëse i vdekuri nuk lë fëmijë pas vetes, por vetëm nënën dhe babain, atëherë si trashëgojnë?*

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Babai | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Nëna | 1/3 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Nëna merr 1/3 (një të tretën) farz, sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë, e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta...". (En-Nisa, 11)*

Babai merr 2/3 (dy të tretat), pjesën shtesë (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë dhe për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli*."

Babai ka trashëguar dyfishin, sepse i vdekuri nuk ka fëmijë, e nëse i vdekuri ka fëmijë, atëherë edhe nëna, edhe babai trashëgojnë pjesë të barabarta. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit (nënës dhe babait), për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri, nëse ka fëmijë...*". *(En-Nisa, 11)*

## BABAI DHE GRUAJA

*Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe babain, atëherë si trashëgojnë?*

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruaja merr pjesën farz ¼ (një të katërtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...”. (En-Nisa, 12)*

Babai merr ¾ (tri të katërtat) pjesën tjetër (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

“*Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë, kurse për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli*.”

## BABAI DHE BURRI

Babai është trashëgimtar farz i afërsisë së gjakut.
Burri është trashëgimtar farz i shkakut.

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes babain dhe burrin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pesë | |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri merr ½ (një të dytën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë: *"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Babai merr pjesën tjetër shtesë (teasibë), e që në këtë rast është ½ (një e dyta).

Pra, burri dhe babai marrin pjesë të barabarta.

## BABAI DHE VAJZA

Vajza është trashëgimtare farz.
Babai është trashëgimtar farz dhe teasibë.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Vajza | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 1/2 | 1 Pjesë | Farz +Teasibë |

Arsyetim

Vajza merr ½ (një të dytën) farz, sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...nëse është një femër, asaj i takon gjysma...". (En-Nisa,11)*

Babai merr 1/6 (një të gjashtën) pjesë farz dhe pjesën tjetër teasibë, e që në ketë rast behet ½ (një e dyta), sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

"*Jepuni pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë, kurse për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli.*"

Pra, vajza me babain e të vdekurit marrin pjesë të barabarta.

## BABAI DHE VËLLEZËRIT

Babai i mbulon vëllezërit.
Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes babain, nënën dhe dy apo më shumë se dy vëllezër.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 5/6 | 5 Pjesë | Farz + Teasibë |
| Vëllezërit | x | x | Mbulohen |

Arsyetim

Nëna merr 1/6 (një të gjashtën). Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:
*“...e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë, e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta; në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta,...”.*
*(En-Nisa, 11)*

Babai merr 5/6 (pesë të gjashtat) dhe i ka mbuluar vëllezërit, vetëm se në këtë rast i mbuluari e ka zvogëluar pjesën e nënës. Po mos të kishin qenë vëllezërit, nëna do të trashëgonte 1/3 (një të tretën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:
*“...e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta;*

Por, pasi që janë vëllezërit, nëna trashëgon në mënyrën e lartpërmendur, 1/6 (një të gjashtën).

Nëse parashtrohet pyetja: *Pse vëllezërit ia zvogëlojnë nënës nga 1/3 (një e treta) në 1/6 (një të gjashtën)?*

Përgjigjja është se babai përkujdeset për martesën, ushqimin dhe veshmbathjen e tyre, ndërsa nëna nuk ka obligim për këto çështje.

## Përfundim

Sipas Sheriatit Islam shihet se babai ndonjëherë trashëgon 1/6 (një të gjashtën), ndonjëherë trashëgon 1/6 (një të gjashtën) por edhe pjesën shtesë, e ndonjëherë trashëgon pjesën teasibë, dhe asnjëherë nuk mbulohet, sepse babai është trashëgimtar farz.

Sipas LTK-së (Ligjit Trashëgimor të Kosovës), babai përjashtohet nga trashëgimia, nëse i vdekuri ka fëmijë.

Edhe sipas zakonit dhe traditës në Kosovë, babai përjashtohet nga trashëgimia. Por edhe në trojet etnike shqiptare, në të shumtën e rasteve, ndarja e pasurisë bëhet deri sa të jetë babai gjallë, dhe pas ndarjes babai vazhdon të jetojë me ndonjërin prej fëmijëve. Por, nëse fëmijët e tjerë, që të gjithë, vdesin para babait, babai asnjëherë nuk trashëgon prej tyre, nga shkaku se ka zgjedhur apo ka dashur të jetojë me njërin prej fëmijëve.

Pra, edhe sipas traditës, edhe nëse vdes ndonjëri nga fëmijët, babai nuk trashëgon prej tyre, d.m.th. babai përjashtohet nga trashëgimia.

## NËNA

Nëna i takon rendit të parë të trashëgimisë.

Nëna është trashëgimtare farz e afërsisë së gjakut.

Nëna nuk mund të mbulohet tërësisht, edhe pse mund të mbulohet pjesërisht.

Nëna, edhe pse është trashëgimtare e detyrueshme, trashëgon pjesën farz, e jo pjesën teasibë.

Nëna me babain ndonjëherë trashëgojnë pjesë të barabarta e herëve të tjera babai trashëgon dyfishin e nënës. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit (nënës dhe babait), për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë..."*. *(En-Nisa, 11)*

*"... nëse ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Edhe pse babai i mbulon vëllezërit, nëna nuk i mbulon ata, por trashëgon së bashku me ta.

Nëna trashëgon në tri mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
|---|---|---|
| 1/6 farz | 1/3 farz | 1/3 e mbetur pas farzit |

## **Mënyra e parë**

Nëna trashëgon 1/3 (një të tretën), nëse plotësohen tri kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk ka lënë djem dhe vajza, dhe loze të poshtme;
2. Nëse nuk ka vëllezër dhe motra;
3. Nëse nuk ka lënë bashkëshort, respektivisht bashkëshorte, me kushtin tjetër që të mos jetë gjallë edhe babai i të vdekurit.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën, burrin dhe vëllain prej nënës.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 3 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/3 | 2 Pjesë | Farz |
| Vëllai prej nëne | 1/6 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri merr ½ (një të dytën), sepse e vdekura nuk ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Nëna merr 1/3 (një të tretën), Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë, e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta...".*

*(En-Nisa, 11)*

Vëllai merr 1/6 (një të gjashtën),pjesën shtesë

Shembull tjetër:

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe babain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Nëna | 1/3 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai merr 2/3 (dy të tretat), ndërsa nëna merr 1/3 (një të tretën), pasi që i vdekuri nuk ka fëmijë, dhe në bazë të rregullit një hise femrës dhe dy hise mashkullit.

## Mënyra e dytë

Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën), nëse plotësohen kushtet:

1. Nëse i vdekuri nuk ka lënë loze të poshtme: djem dhe vajza, ose vëllezër e motra të të gjitha kategorive;
2. Nëse nuk ka lënë bashkëshort, respektivisht bashkëshorte, dhe që të mos jetë gjallë babai.

Shembull

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza | 5/6 | 5 Pjesë | Farz +Teasibë |

Arsyetim

Nëna merr 1/6 (një të gjashtën), sepse i vdekuri ka fëmijë, Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...”. (En-Nisa, 11)*

Vajza merr 5/6 (pesë të gjashtat).

Shembull tjetër

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe pesë vajza.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| 5 Vajza | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Nëna merr 1/6 (një të gjashtën), sepse i vdekuri ka lënë pas vetes fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...”. (En-Nisa, 11)*

Pesë vajzat, secila prej tyre merr 1/6 (një të gjashtën), sepse në këtë rast janë trashëgimtare asaba.

## Mënyra e tretë

Nëna nuk e trashëgon as 1/3 (një të tretën) as 1/6 (një të gjashtën), as pjesën teasibë, por pjesën teasibë pas farzit.

Kjo ndodh kur i vdekuri lë pas vetes burrin, nënën dhe babain; ose gruan nënën dhe babain.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, babain dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/4 | 1 Pjesë | Farz pas Farzit |
| Babai | 2/4 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Në rend të parë, gruaja trashëgon ¼ (një të katërtën), ndërsa ¾ (tri të katërtat) ndahen në mes të nënës dhe babait. Kjo do të thotë se nënës i takon ¼ (një e katërta), ndërsa babait 2/4 (dy të katërtat).

Shembull tjetër:

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, babain dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 24 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 12 Pjesë | Farz |
| Nëna | 2/3 | 4 Pjesë | Farz pas Farzit |
| Babai | 1/8 | 8 Pjesë | Farz pas Farzit |

Arsyetim

Burri merr ½ (një të dytën), sepse i vdekuri nuk ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Babai merr 2/3 (dy të tretat);
Nëna merr 1/8 (një të tetën).

-------------------------------------------------------------------------------------
Këto dy raste quhen trashëgimia sipas Omerit.

## NËNA DHE BABA

Kur i vdekuri lë pas vetes djem dhe djem të djemve, atëherë nëna me babain trashëgojnë pjesë të barabarta.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën, babain dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 4/6 | 4 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Nëna me babain kanë trashëguar, secili prej tyre, nga 1/6 (një të gjashtën), pjesën e tyre farz, sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Djali ka trashëguar pjesën teasibë, sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull"*.

## NËNA DHE DJALI

Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Nëna ka trashëguar 1/6 (një të gjashtën) farz, sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Djali ka trashëguar 5/6 (pesë të gjashtat), pjesën teasibë, sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë".*

Shembull tjetër:

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe pesë djem.

<u>Vendim</u>

| | | 6 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| 5 djem | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

<u>Arsyetim</u>

Nëna ka trashëguar 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Pesë djem, secili prej tyre, kanë trashëguar nga 1/6 (një të gjashtën), pjesë teasibë, sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz), e çka të mbetet jepjani burrit mashkull".*

## NËNA DHE VAJZA

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza | 5/6 | 6 Pjesë | Farz +Teasibë |

Arsyetim

Nëna e merr 1/6 (një të gjashtën), pjesën farz, ndërsa nuk merr pjesë teasibë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*“...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...”.*

*(En-Nisa, 11)*

Vajza e merr pjesën farz ½ (një të dytën) dhe pjesën tjetër teasibë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*“...nëse është një femër, asaj i takon gjysma...”.*

*(En-Nisa, 11)*

## NËNA DHE BURRI

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes nënën, babain dhe burrin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/3 | 1 Pjesë | Farz pas Farzit |
| Babai | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Burri | 1/2 | 3 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Burri merr ½ (një të dytën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë: *"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Nëna e merr 1/3 (një të tretën), ndërsa babai i merr 2/3 (dy të tretat), duke zbatuar rregullin një hise femrës e dy mashkullit, dhe atë pas marrjes së pjesës nga burri.

## NËNA DHE GRUAJA

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, babain dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| Nëna | 1/4 | 2 Pjesë | Farz pas Farzit |
| Babai | 1/2 | 4 Pjesë | Teasibë |
| Gruaja | 1/4 | 2 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Gruaja merr ¼ (një të katërtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...”.*

*(En-Nisa, 12)*

Nëna merr ¼ (një të katërtën), sepse i vdekuri nuk ka fëmijë.
Babai merr ½ (një të dytën), sepse i vdekuri nuk ka fëmijë, duke zbatuar rregullin një hise femrës e dy mashkullit.

## NËNA DHE VËLLAI

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe vëllain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Vëllai | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Nënës i takon 1/6 (një e gjashta), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta..."*

*(En-Nisa, 11)*

Vëllait i takojnë 5/6 (pesë të gjashtat), sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull".*

## VAJZA

Vajza i takon rendit të parë trashëgimor.

Vajza është trashëgimtare e detyrueshme, qo do të thotë se asnjëherë nuk mund të mbulohet tërësisht, edhe pse mund të mbulohet pjesërisht.

Vajza trashëgon edhe pjesën farz, edhe pjesën teasibë.

Vajza jo vetëm se nuk mund të mbulohet, por ajo mbulon të tjerë.

Vajza trashëgon në tri mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
|---|---|---|
| ½ farz | 2/3 farz - dy e më shumë vajza | Pjesën teasibë |

## Mënyra e parë

Vajza trashëgon ½ (një të dytën) e pasurisë, nëse plotësohen dy kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk lë djalë pas vetes;
2. Nëse nuk i bashkëngjitet ndonjë vajzë tjetër, pra motra e saj.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, vajzën dhe djalin e vëllait.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 16 Pjesë | |
| Gruaja | 1/8 | 2 Pjesë | Farz |
| Vajza | 1/2 | 8 Pjesë | Farz |
| Djali i vëllait | 1/4 | 6 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vajza ka trashëguar ½ (një të dytën), sepse është e vetme. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...nëse është një femër, asaj i takon gjysma...". (En-Nisa, 11)*

Gruaja ka trashëguar 1/8 (një të tetën), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"... Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë, por nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që lini...".*

*(En-Nisa, 11)*

Djali i vëllait ka trashëguar pjesën asaba.

## Mënyra e dytë

Vajza trashëgon 2/3 (dy të tretat) me kushtet si vijon:

1. Nëse i vdekuri nuk ka djalë;
2. Nëse janë dy e më shumë vajza.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe dy vajza.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Babai | 1/3 | 1 Pjesë | Farz |
| Dy vajza | 2/3 | 2 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Dy vajzat marrin 2/3 (dy të tretat), secila prej tyre merr nga 1/3 (një të tretën).

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"...nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet, e nëse është një femër, asaj i takon gjysma;". (En-Nisa, 11)*

Babai merr 1/3 (një të tretën) pjesën shtesë, pra pjesën teasibë.

- Ajeti i Lartpërmendur ka sqaruar trashëgiminë e një vajze, së cilës i takon ½ (një e dyta).
- Ajeti i Lartpërmendur, gjithashtu, ka treguar trashëgiminë e tri e më shumë vajzave, të cilave u takojnë 2/3 (dy të tretat).

Trashëgimia e dy vajzave është ligjësuar edhe nëpërmjet Sunetit të Pejgamberit s.a.v.s.

## Mënyra e tretë

Vajza trashëgon asaba meal gajri, pra me djalin (vëllain e saj).

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vete burrin, vajzën dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Burri | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza | 1/4 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Djali | 2/4 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burrit i takon pjesa farz ¼ (një e katërta), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Vajza dhe djali trashëgojnë pjesën tjetër teasibë, në proporcionin: një hise vajzës dy djalit, e që, në këtë rast, ¼ (një e katërta) i takon vajzës, ndërsa ½ (një e dyta) i takon djalit. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Shembull tjetër:

Nëse i vdekuri lë pas vetes burrin, 4 vajza dhe djalin.

Vendim

| | | 4 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Burri | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| 4 Vajza | 2/4 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Djali | 1/4 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burrit i takon pjesa farz 1/4 (një e katërta), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

. *"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Vajzat dhe djali trashëgojnë 3/4 (tri të katërtat), në proporcion një hise vajzës, dy hise djalit. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra..."*.

*(En-Nisa, 11)*

## VAJZA DHE DJALI

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Vajza | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Djali | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vajza është trashëgimtare farz, por tani ka kaluar në trashëgimtare asaba dhe ka trashëguar me vëllain e saj (djalin e të vdekurit), dhe i takon 1/3 (një e treta). Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra...”.*

*(En-Nisa, 11)*

Djali ka trashëguar 2/3 (dy të tretat), sepse trashëgon dyfishin e vajzës.

## VAJZA DHE BURRI

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe vajzën.

<u>Vendim</u>

| | | 2 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |

<u>Arsyetim</u>

Vajza ka trashëguar ½ (një të dytën) se është e vetme. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...nëse është një femër, asaj i takon gjysma..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Pastaj, vajza trashëgon edhe ¼ (një të katërtën) pjesë teasibë, që do të thotë se ka trashëguar ¾ (tri të katërtat).

Burri trashëgon ¼ (një të katërtën) pjesë farz, sepse e vdekura ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

# VAJZA DHE GRUAJA

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën dhe gruan.

<u>Vendim</u>

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 8 Pjesë | |
| Vajza | 7/8 | 7 Pjesë | Teasibë |
| Gruaja | 1/8 | 1 Pjesë | Farz |

<u>Arsyetim</u>

Gruaja trashëgon 1/8 (një të tetën), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*“...por nëse keni fëmijë, atyre (grave) u takon një e teta nga ajo që lini...”.*

*(En-Nisa, 12)*

Vajza trashëgon 7/8 (shtatë të tetat), sepse është e vetme.

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes  gruan dhe dy vajzat.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 8 Pjesë | |
| Gruaja | 1/8 | 1 Pjesë | Farz |
| 2 Vajza | 7/8 | 7 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruas i takon 1/8 (një e teta), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar  ka thënë:

*"...por nëse keni fëmijë, atyre (grave) u takon një e teta nga ajo që lini..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Dy vajzave u takojnë 7/8 (shtatë të tetat), të cilën e ndajnë në mes vete në mënyrë të barabartë.

## VAJZA DHE VAJZA E DJALIT

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën, vajzën e djalit dhe gjyshin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Vajza | 1/2 | 3 Pjesë | Farz |
| Vajza e djalit | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Gjyshi | 1/3 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vajza trashëgon ½ (një të dytën), ndërsa vajza e djalit 1/6 (një të gjashtën), që së bashku të plotësojnë 2/3 (dy të tretat). Zoti i Lartmadhëruar a ka thënë:

*"...nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet...".*

*(En-Nisa, 11)*

Ebu Musa ka gjykuar se gjyshi trashëgon 1/6 pjesë farz dhe 1/6 (një të gjashtën) pjesë teasibë, sepse Muhamedi a.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz), e çka të mbetet jepjani burrit mashkull".*

1/6 pjesë farz dhe 1/6 pjesë teasibë përbëjnë 1/3. Kështu Ebu Musa Eshariu është bazuar në gjykimin e Muhamedit s.a.v.s.

## DJALI

Kemi dy lloje trashëgimtarësh:

1. Trashëgimtarë farz, dhe
2. Trashëgimtarë asaba.

Djali është trashëgimtar asaba, mirëpo kjo nuk do të thotë se i takon rendit të dytë të trashëgimtarëve Përkundrazi, ai i takon rendit të parë dhe është prej trashëgimtarëve më të fuqishëm.

Djali asnjëherë nuk mbulohet.

Në mungesë të trashëgimtarëve farz, djali e trashëgon tërë pasurinë.

Kur të jenë dy e më shumë djem, trashëgojnë pjesë të barabarta.

Kur të jenë djem dhe vajza, atëherë vajza transferohet prej trashëgimisë farz në trashëgiminë teasibë, dhe trashëgon në proporcionin: një hise vajzës, dy hise djalit.

Nëse i vdekuri lë pas vetes prindërit, në rend të parë prindërit trashëgojnë pjesën e tyre farz, pastaj djali trashëgon pjesën tjetër si trashëgimtar asaba.

*Djali mbulon:*

- *Nipin;*
- *Mbesën;*
- *Vëllain, vëllain prej nënës dhe vëllain prej babait;*
- *Djalin e vëllait;*
- *Motrën;*
- *Xhaxhain etj.*

## DJALI ME VAJZËN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin dhe vajzën.

Vendim

| | | 3 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Djali | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Vajza | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Djali trashëgon 2/3 (dy të tretat) dhe vajza 1/3 (një të tretën), sepse Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra..."*.

*(En-Nisa, 11)*

## DJALI ME BABAIN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin dhe babain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Babai | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Djali trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat), sepse është trashëgimtar asaba.

Shembull tjetër:

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe pesë djem.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Babai | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| 5 Djem | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Pesë djemtë trashëgojnë 5/6 (pesë të gjashtat), pra secili prej tyre nga 1/6 (një të gjashtën).

## DJALI ME NËNËN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar thotë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Djali trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat), si trashëgimtar asaba.

## DJALI ME BURRIN

Shembull:
Nëse e vdekura ka lënë pas vetes djalin dhe burrin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Burri | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burrit i takon ¼ (një e katërta), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato...".*

*(En-Nisa, 12)*

Djalit i takojnë ¾ (tri të katërtat), si trashëgimtar asaba.

Djali është trashëgimtar farz i afërsisë së gjakut, ndërsa burri është trashëgimtar farz i afërsisë së shkakut, e afërsia e gjakut është më e fuqishme se afërsia e shkakut.

## DJALI ME GRUAN

Shembull:
Nëse i vdekuri ka lënë pas vetes gruan dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruas i takon 1/8 (një e teta), sepse Zoti Lartmadhëruar ka thënë: *"...por nëse keni fëmijë, atyre (grave) u takon një e teta nga ajo që lini..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Djalit i takojnë 7/8 (shtatë të tetat), sepse e trashëgon pjesën shtesë - asaba.

## DJALI ME DJALIN E DJALIT

Shembull:
Nëse i vdekuri ka lënë pas vetes djalin dhe djalin e djalit.

Vendim

| | | 1 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Djali | 1/1 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Djali i djalit | x | x | x |

Arsyetim

Djali e merr tërë pasurinë, ndërsa djali i djalit mbulohet prej djalit dhe nuk trashëgon. Mirëpo, në këtë rast dijetarët islam e parashohin testamentin vaxhib në vlerë të 1/3 (një të tretës) së pasurisë së përgjithshme.

# BURRI

Kemi dy lloje të trashëgimtarëve të detyrueshëm (farz):

1. *Trashëgimtarët farz të afërsisë së gjakut, ku bëjnë pjesë:*
   - *Babai,*
   - *nëna,*
   - *vajza,*
   - *vajza e djalit,*
   - *gjyshi,*
   - *gjyshja,*
   - *motra,*
   - *vëllai.*

2. *Trashëgimtarët farz të shkakut, ku bëjnë pjesë:*
   - *Burri dhe*
   - *gruaja.*

Burri është trashëgimtar farz i shkakut, pra i shkakut të bashkëshortësisë, e jo për shkak të afërsisë së gjakut.

Burri dhe gruaja trashëgojnë njëri-tjetrin, për shkak të bashkëshortësisë. Por, nëna, djali e vajza kanë përparësi ndaj tyre, sepse trashëgimtarët e afërsisë së gjakut rimarrin pjesë të trashëgimisë (teasibë – shtesën), nëse tepron, ndërsa burri dhe gruaja nuk rimarrin, edhe pse janë trashëgimtarë farz.

Burri i takon rendit të parë të trashëgimisë.

Burri nuk mbulohet tërësisht, edhe pse mund të mbulohet pjesërisht.

Burri nuk mbulon askënd.

Burri trashëgon në dy mënyra:

| 1 | 2 |
|---|---|
| ½ farz | ¼ farz |

## **Mënyra e parë**

Burri trashëgon ½ (një të dytën) farz me një kusht:

1. Nëse gruaja nuk ka lënë pas vetes as fëmijë, as nipa e mbesa.

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe vëllain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Vëllai | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri merr ½ (një të dytën) farz.
Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...".*

*(En-Nisa, 12)*

Vëllait i ka takuar pjesa tjetër teasibë, e që në këtë rast është ½ (një e dyta).

## Mënyra e dytë

Burri trashëgon ¼ (një të katërtën) me një kusht:

1. Nëse e vdekura lë pas vetes fëmijë, nipa dhe mbesa, pa marrë parasysh se a i ka pasur fëmijët para se të jetë martuar me këtë burrë, apo më herët me ndonjë burrë tjetër (me të cilën është shkurorëzuar apo ka vdekur).

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Burri | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri trashëgon ¼ (një të katërtën), sepse e vdekura ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar thotë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Djali ka trashëguar ¾ (tri të katërtat) pjesë teasibë.

Kështu, fëmijët e mbulojnë pjesërisht burrin nga ½ (një e dyta) në ¼ (një të katërtën).

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë, por nëse ato kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

## BURRI ME BABAIN

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe babain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri trashëgon ½ (një të dytën), sepse e vdekura nuk ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...”*.

*(En-Nisa, 12)*

Babai ka trashëguar ½ (një të dytën) pjesë teasibë.

## BURRI ME NËNËN

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri trashëgon ½ (një të dytën), sepse e vdekura nuk ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Nëna ka trashëguar ½ (një të dytën),pjesën shtesë

## BURRI ME DJALIN

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Burri | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri trashëgon ¼ (një të katërtën), sepse ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Djali trashëgon ¾ (tri të katërtat) ,si trashëgimtar asaba.

## BURRI ME VAJZËN

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe vajzën.

<u>Vendim</u>

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Burri | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

<u>Arsyetim</u>

Burri merr ¼ (një të katërtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Vajza merr ½ (një të dytën), sepse është e vetme, dhe merr gjithashtu pjesën tjetër shtesë, dhe kështu plotësohen ¾ (tri të katërtat).

## BURRI ME VËLLAIN

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes vëllain dhe burrin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Vëllai | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri trashëgon ½ (një të dytën), sepse e vdekura nuk ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...".*

*(En-Nisa, 12)*

Vëllai merr ½ (një të dytën),pjesën shtesë.

## GRUAJA

Gruaja është trashëgimtare e rendit të parë.

Gruaja është trashëgimtare e afërsisë së shkakut.

Gruaja është trashëgimtare e detyrueshme (farz) dhe nuk trashëgon pjesë shtesë (asaba).

Gruaja nuk mbulohet në tërësi asnjëherë, ndërsa pjesërisht mund të mbulohet.

Gruaja nuk e mbulon (përjashton) askënd.

Nëse janë dy e më shumë gra, atëherë ato së bashku e trashëgojnë pjesën e një gruaje.

Gruaja trashëgon në dy mënyra:

| 1 | 2 |
| --- | --- |
| ¼ farz | 1/8 farz |

**Mënyra e parë**

Gruaja trashëgon ¼ (një të katërtën) me një kusht:

1. Nëse i vdekuri nuk lë pas vetes as fëmijë, as nipa e mbesa.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe vëllain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Vëllai | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruaja merr ¼ (një të katërtën), sepse i vdekuri nuk ka fëmijë. Argument se gruaja trashëgon ¼ (një të katërtën) është ajeti kur'anor:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...".*

*(En-Nisa, 12)*

Vëllai merr ¾ (tri të katërtat),pjesën shtesë.

**Mënyra e dytë**

Gruaja trashëgon 1/8 (një të tetën) me një kusht:

1. Nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë, nipa dhe mbesa.

Shembull:
I vdekuri ka lënë gruan dhe dy djem.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 8 Pjesë | |
| Gruaja | 1/8 | 1 Pjesë | Farz |
| 2 Djem | 7/8 | 7 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruas i takon 1/8 (një e teta), sepse i vdekuri ka djem. Se gruaja në rast të tillë trashëgon 1/8 (një të tetën) e argumenton ajeti kur'anor:

*"...por nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që lini..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Dy djemve u takojnë 7/8 (shtatë të tetat), të cilën e ndajnë në mënyrë të barabartë.

## GRUAJA ME BABAIN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vete gruan dhe babain.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Babai | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruaja merr ¼ (një të katërtën), sepse nuk ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Babai merr ¾ (tri të katërtat) pjesën shtesë (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull"*.

## GRUAJA ME NËNËN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Nëna | 3/4 | 3 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Gruas i takon ¼ (një e katërta), sepse nuk ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...".*

*(En-Nisa, 12)*

Nënës i takojnë ¾ (tri të katërtat),pjesën farz dhe pjesën rimarrje.

## GRUAJA ME DJALIN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë gruan dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 8 Pjesë | |
| Gruaja | 1/8 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 7/8 | 7 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruas i takon 1/8 (një e teta), sepse i vdekuri ka lënë fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që lini...".*

*(En-Nisa, 12)*

Djalit i takojnë 7/8 (shtatë të tetat) shtesë (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull".*

## GRUAJA ME VAJZËN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 8 Pjesë | |
| Gruaja | 1/8 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza | 7/8 | 7 Pjesë | Farz +Rimarrje |

Arsyetim

Gruas i takon 1/8 (një e teta), sepse i vdekuri ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që lini..."*.

*(En-Nisa, 12)*

Vajzës i takojnë 7/8 (shtatë të tetat),pjesën farz dhe pjesën rimarrje.

## GRUAJA ME VËLLAIN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe vëllain.

<u>Vendim</u>

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Vëllai | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

<u>Arsyetim</u>

Gruas i takon ¼ (një katërta), sepse i vdekuri nuk ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...".*

*(En-Nisa, 12)*

Vëllait i takojnë ¾ (tri të katërtat), sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz), e çka të mbetet jepjani burrit mashkull".*

## TRASHËGIMTARËT E RENDIT TË DYTË

1. **Vajza e djalit**
2. **Djali i djalit**
3. **Gjyshi**
4. **Gjyshja**
5. **Vëllai**
6. **Motra**

## VAJZA E DJALIT

Vajza e djalit bëhet trashëgimtare, zëvendësuese e vajzës, atëherë kur i vdekuri nuk lë as djalë, e as vajzë.

Në Kur'an kur të përmendet fjala *"fëmijë"* ,përfshihen edhe *fëmijët e fëmijëve*.

Në ajetin kur'anor: *"Allahu ju ka obliguar (trashëgiminë) për fëmijët tuaj",* - fjala *"për fëmijët tuaj"* përfshin fëmijët dhe fëmijët e fëmijëve tuaj.

Vajza e djalit trashëgon në gjashtë mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
|---|---|---|
| ½ farz | 2/3 farz – dy e më shumë vajza të djalit | 1/6 farz – për të plotësuar 2/3. |

| 4 | 5 | 6 |
|---|---|---|
| Teasibë së bashku me djalin e djalit. | Mbulohet prej një djalit. | Mbulohet prej dy e më shumë vajzave. |

**Mënyra e parë**

Vajza e djalit trashëgon ½ (një të dytën), nëse plotësohen tri kushte:

1. Kur i vdekuri nuk lë pas vetes djalë ose vajzë;
2. Kur i vdekuri nuk lë djalë të djalit ose vajzë tjetër të djalit;
3. Kur është e vetme, pra vetëm një vajzë.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes babain, nënën dhe vajzën e djalit.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Babai | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Vajza e djalit | 1/2 | 3 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Vajza e djalit trashëgon ½ (një të dytën). Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...nëse është një femër, asaj i takon gjysma..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën).

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Babai trashëgon 2/3 (dy të tratat) shtesë (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull"*.

**<u>Mënyra e dytë</u>**

Vajza e djalit trashëgon 2/3 (dy të tretat), nëse plotësohen tri kushte:

1. Kur i vdekuri nuk lë pas vetes djalë apo vajzë;
2. Kur i vdekuri nuk lë djalë të djalit, i cili do t'i bëhej bashkëpjesëmarrës;
3. Të jenë dy e më shumë vajza të djalit.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes dy vajza të djalit dhe babain.

<u>Vendim</u>

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Babai | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |
| 2 Vajza të djalit | 2/3 | 2 Pjesë | Farz |

<u>Arsyetim</u>

Dy vajzat e djalit trashëgojnë 2/3 (dy të tretat), secila prej tyre merr nga 1/3 (një të tretën).

*"...nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet..."*.

*(En-Nisa, 11)*

Babai trashëgon 1/3 (një të tretën) shtesë – teasibë. Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz), e çka të mbetet jepjani burrit mashkull"*.

Po të ishin më shumë vajza të djalit, atëherë që të gjitha do të ishin bashkëpjesëmarrëse në trashëgiminë e 2/3 (dy të tretave).

## Mënyra e tretë

Vajza e djalit trashëgon 1/6 (një të gjashtën), nëse plotësohen dy kushte:

1. Të mos jetë me të bashkëpjesëmarrës djali i djalit;
2. Që të trashëgojë së bashku me vajzën (e të vdekurit), e që vajza e trashëgon ½ (një të dytën), ndërsa vajza e djalit të trashëgojë 1/6 (një të gjashtën), për të plotësuar 2/3 (dy të tretat).

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, motrën, vajzën dhe vajzën e djalit.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 24 Pjesë | |
| Burri | 1/4 | 6 Pjesë | Farz |
| Motra | 1/6 | 3 Pjesë | Farz |
| Vajza | 1/2 | 12 Pjesë | Farz |
| Vajza e djalit | 1/6 | 3 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Vajza merr ½ (një të dytën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...nëse është një femër, asaj i takon gjysma...”.*

*(En-Nisa, 11)*

Vajza e djalit merr 1/6 (një të gjashtën) për të plotësuar 2/3 (dy të tretat). Sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*“...nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet...”.*

*(En-Nisa, 11)*

Burri merr ¼ (një të katërtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...por nëse ato (gratë e vdekura) kanë fëmijë, juve (burrave) ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato...".*

*(En-Nisa, 12)*

Motra merr 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (ngase s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta...". (En-Nisa, 12)*

Kur e kanë pyetur Ibni Mes'udin për trashëgiminë e vajzës dhe vajzës së djalit, ai është përgjigjur:

*"Po gjykoj ashtu siç ka gjykuar Pejgamberi s.a.v.s.:*

*Vajzës ½ (një të dytën), vajzës së djalit 1/6 (një të gjashtën) për të plotësuar 2/3 (dytë tretat).*

Po të jenë më shumë vajza të djalit, të gjitha së bashku trashëgojnë 1/6 (një të gjashtën).

Vajza e djalit trashëgon me vajzën e të vdekurit, sepse vajza nuk e mbulon vajzën e djalit, por ajo merr hisen e saj, sepse është e vetme; e po të kishin qenë dy vajza, do të trashëgonin 2/3 (dy të tretat) - secila nga 1/3 (një të tretën). Mirëpo, pasi që vajza e djalit është e një loze më të poshtme, atëherë ajo merr 1/6 (një të gjashtën) për të plotësuar 2/3 (dy të tretat).

## Mënyra e katërt

Vajza e djalit trashëgon në formën teasibë me djalin e djalit.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën e djalit dhe djalin e djalit.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Vajza e djalit | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Dali i djalit | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vajza e djalit merr 1/3 (një të tretën), ndërsa djali i djalit merr 2/3 (dy të tretat), pra sipas parimit dy hise mashkullit një femrës, pasi që janë të një rangu.

**Mënyra e pestë**

Vajzën e djalit e mbulon djali i të vdekurit, ndërsa vajza nuk e mbulon vajzën e djalit, sepse është e fuqishme për nga ana e ndërmjetësuesit, pra nga ana e babait të saj (djalit të të vdekurit). Ndërsa, kur të jetë djali i të vdekurit, atëherë vajza e djalit tjetër e të vdekurit mbulohet dhe nuk trashëgon asgjë.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin, vajzën dhe vajzën e djalit.

Vendim

| | | 3 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Djali | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Vajza | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Vajza e djalit | x | x | x |

Arsyetim

Vajza merr 1/3 (një të tretën).
Djali merr 2/3 (dy të tretat).
Vajza e djalit është e mbuluar prej djalit.

**Mënyra e gjashtë**

Vajza e djalit mbulohet, nëse janë më shumë se dy vajza të të vdekurit.

Nëse është një vajzë e të vdekurit, vajza e djalit nuk mbulohet, por trashëgon së bashku me të, ndërsa kur të jenë dy e më shumë vajza të të vdekurit, atëherë vajza e djalit mbulohet dhe nuk trashëgon fare.

## DJALI I DJALIT

Zoti i Lartmadhëruar në Kuran ka thënë:

**... يوصِيكُم الله فِي أولادِكُم لِلذكرِ مِثْلُ حظ الْأنثَيين ...**

*“All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra...”. (En-Nisa, 11)*

Fjala **أولادِكُم** - *evlad* nënkupton:

- Djalin,
- djalin e djalit,
- djalin e djalit të djalit, e kështu me radhë.

Djali i djalit e zë vendin e babait të tij, kur nuk është babai i tij. Kur të jetë djali, atëherë djali i djalit mbulohet dhe nuk trashëgon. Vajza nuk e mbulon djalin e djalit.

## DJALI I DJALIT ME NËNËN DHE BABAIN

Shembull:

Kur i vdekuri lë pas vetes djalin e djalit, babain dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Djali i djalit | 4/6 | 4 Pjesë | Teasibë |
| Babai | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

1/6 (një të gjashtën) e merr babai,

1/6 e merr nëna,

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...". (En-Nisa, 11)*

Djali i djalit e trashëgon pjesën teasibë 4/6 (katër të gjashtat), sepse e trashëgon pjesën e babait të tij (djalit të të vdekurit).

## DJALI I DJALIT ME VAJZËN E DJALIT

Shembull:
Kur i vdekuri lë pas vetes djalin e djalit dhe vajzën e djalit, atëherë vjen në shprehje rregulla *një hise femrës, dy mashkullit.*

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Djali i djalit | 2/3 | 2 Pjesë | Teasibë |
| Vajza e djalit | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vajza e djalit trashëgon 1/3 (një të tretën).
Djali i djalit ka trashëguar 2/3 (dy të tretat).

Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:
*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra...".*

*(En-Nisa, 11)*

## GJYSHI

Kur të flasim për gjyshin kemi për qëllim gjyshin e vërtetë, pra: babain e babait ose babain e babait të babait etj.

Gjyshi vjen në radhë të trashëgojë vetëm atëherë kur nuk është babai. Në mungesë të babait, gjyshi e trashëgon në tërësi pjesën të cilën do ta kishte trashëguar babai, sepse gjyshi është vijë lineare e tij.

Rregull e fikhut është se: *"Kush trashëgon nga i vdekuri, nëpërmjet një trashëgimtari paraprak, ai eliminohet (mbulohet) nga trashëgimia për shkak të atij trashëgimtari ndërmjetësues, nëse është i gjallë"*.

Gjyshi, sikurse babai, konsiderohet prej trashëgimtarëve të detyrueshëm.

Gjyshi më i afërt e mbulon gjyshin më të largët.

Gjyshi mbulon gjithashtu edhe gjyshet.

Gjyshi mbulon po ashtu edhe fëmijët e nënës, d.m.th. kur gjyshi është gjallë, nuk trashëgojnë vëllezërit nga nëna dhe motrat nga nëna.

Gjyshi trashëgon në tri mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
| --- | --- | --- |
| 1/6 farz | Teasibë | 1/6 farz dhe teasibë. |

**Mënyra e parë**

Gjyshi trashëgon pjesën farz, 1/6 (një të gjashtën), nëse plotësohen dy kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk e ka lënë babain;
2. Nëse ka trashëgimtarë të lozes së poshtme.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin dhe gjyshin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |
| Gjyshi | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Gjyshi trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Djali trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat), sepse është trashëgimtar asaba.

**Mënyra e dytë**

Gjyshi trashëgon pjesën teasibë (shtesë), nëse plotësohen dy kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk e ka babain;
2. Nëse i vdekuri nuk ka loze të poshtme.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe gjyshin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Gjyshi | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruaja merr ¼ (një të katërtën), sepse nuk ka fëmijë. Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*“...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...”.*

*(En-Nisa, 12)*

Gjyshi merr ¾ (tri të katërtat) pjesën shtesë (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*“Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull”.*

**Mënyra e tretë**

Gjyshi trashëgon 1/6 (një të gjashtën), si pjesë farz, dhe gjithashtu pjesën teasibë (shtesë), nëse plotësohen dy kushte:

1. Nëse i vdekuri nuk e ka babain;
2. Nëse i vdekuri ka loze të poshtme të gjinisë femërore.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gjyshin dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Gjyshi | 1/2 | 1 Pjesë | Faez+Teasibë |
| Vajza | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Argument për trashëgiminë e gjyshit në këtë formë është ajeti:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Fjala "أب - Eb" ka për qëllim edhe babanë edhe gjyshin.

Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

*"Jepjuani pjesën farz farzmarrësve (atyre që u takon trashëgimia farz,) e çka të mbetet jepjani burrit mashkull".*

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin dhe gjyshin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |
| Gjyshi | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Gjyshi trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Djali trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat), sepse është trashëgimtar asaba.

## GJYSHI DHE DJALI I DJALIT

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin e djalit dhe gjyshin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Djali i djalit | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |
| Gjyshi | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Gjyshi trashëgon 1/6 (një të gjashtën), sepse Zoti Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri), nëse ka fëmijë...".*

*(En-Nisa, 11)*

Djali i djalit trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat), sepse është trashëgimtar asaba.

# GJYSHI ME BABAIN

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gjyshin, babain dhe djalin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Gjyshi | x | x | I Mbuluar |
| Babai | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gjyshi është i mbuluar (përjashtuar) prej babait, andaj nuk trashëgon fare.

Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën). Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...". (En-Nisa, 11)*

Ndërsa djali trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat) pjesën teasibë, sepse Muhamedi a.s. ka thënë:

"*Farzmarrësëve jepjuani pjesën farz (të përcakzuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë"*

## GJYSHI DHE GRUAJA

Shembull:

*Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe gjyshin, atëherë si trashëgojnë?*

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 1 Pjesë | Farz |
| Gjyshi | 3/4 | 3 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Gruaja merr pjesën farz ¼ (një të katërtën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Gjyshi merr ¾ (tri të katërtat) pjesën tjetër (teasibë). Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:

"*Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejtë dhe për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli*."

## GJYSHI DHE BURRI

Gjyshi është trashëgimtar farz i afërsisë së gjakut.
Burri është trashëgimtar farz i shkakut.

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes gjyshin dhe burrin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Gjyshi | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri merr ½ (një të dytën), sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë: *"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Gjyshi merr pjesën tjetër shtesë (teasibë), e që në këtë rast është ½ (një e dyta).

Pra, burri dhe gjyshi marrin pjesë të barabarta.

## GJYSHI DHE VAJZA

Vajza është trashëgimtare farz.
Gjyshi është trashëgimtar farz dhe teasibë.

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gjyshin dhe vajzën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Vajza | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Gjyshi | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vajza merr ½ (një të dytën) farz, sepse Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:
*"...nëse është një femër, asaj i takon gjysma...". (En-Nisa,11)*

Gjyshi merr 1/6 (një të gjashtën), pjesën farz dhe pjesën tjetër teasibë, e që në ketë rast behet ½ (një e dyta), sepse Muhamedi s.a.v.s. ka thënë:
*"Jepjuani pjesën farz atyre që e kanë këtë të drejët dhe për pjesën tjetër shtesë (të mbetur) ka përparësi mashkulli.*"

Pra, vajza me gjyshin e të vdekurit marrin pjesë të barabarta.

### Çështjet në të cilat gjyshi ndryshon prej babait

Gjyshi e zëvendëson babain, mirëpo ndryshon në trashëgimi në dy çështje:

*Çështja e parë:*

- Gjyshja mbulohet nga *babai*;
- Gjyshja nuk mbulohet nga *gjyshi*.

*Çështja e dytë (çështja-garavijnë):*

Nëse e vdekura e lë burrin, nënën dhe *gjyshin*, atëherë nëna e merr 1/3 (një të tretën) farz; ndërsa nëse e vdekura e lë burrin, nënën dhe *babain*, atëherë nëna nuk e merr 1/3 (një të tretën) farz, por, pas farzit nëna me babain trashëgojnë në proporcionin: dy hise babait dhe një hise nënës.

### Çështjet e njëjta të gjyshit dhe të babait

1. Gjyshi dhe babai, që të dy, trashëgojnë pjesën farz të caktuar në Kur'an, dhe ajo është 1/6 (një e gjashta), kur i vdekuri lë pas vetes fëmijë.
2. Gjyshi dhe babai, që të dy, trashëgojnë pjesën farz të caktuar në Kur'an, dhe pjesën shtesë (teasibë), atëherë kur i vdekuri lë fëmijë femra (vajzë, vajzë të djalit).
3. Gjyshi dhe babai, që të dy, trashëgojnë pjesën shtesë (teasibë), kur i vdekuri nuk ka lënë fëmijë.
4. Gjyshi dhe babai, që të dy, i mbulojnë (i përjashtojnë) nga trashëgimia vëllezërit dhe motrat nga nëna.

**Dallimi në mes të trashëgimisë së gjyshit dhe të babait**

1. **Babai** nuk mbulohet asnjëherë.
   - **Gjysh**i mbulohet nga babai.

2. **Baba**i i mbulon të gjithë vëllezërit.
   - **Gjyshi** i mbulon vetëm vëllezërit nga babai dhe nga nëna.

3. **Babai** e mbulon nënën e babait.
   - **Gjyshi** nuk e mbulon nënën e babait.

4. **Babai** e zvogëlon pjesën e nënës.
   - **Gjyshi** nuk e zvogëlon pjesën e nënës.

# GJYSHJA

Gjyshja e vërtetë është trashëgimtare e pjesës farz (sahibul fard).

Gjyshe e vërtetë konsiderohet:
- *Nëna e nënës,*
- *nëna e babait,*
- *nëna e gjyshit (nëna e babait të babait).*

Gjyshja trashëgon në dy mënyra:

| 1 | 2 |
|---|---|
| 1/6 farz | Mbulohet prej nëne. |

**Mënyra e parë**

Nëse i vdekuri lë pas vetes gjyshen (nënën e nënës), ajo trashëgon 1/6 (një të gjashtën).

Nëse i vdekuri lë pas vetes gjyshen (nënën e babait), ajo trashëgon 1/6 (një të gjashtën).

Nëse i vdekuri lë pas vetes që të dyja, gjyshet e vërteta (nënën e nënës dhe nënën e babait), atëherë që të dyja gjyshet e trashëgojnë së bashku 1/6 (një të gjashtën).

Argument për këtë është thënia e pejgamberit s.a.v.s.:

*"Jepjuani gjysheve një të gjashtën"*.

**Mënyra e dytë**

Gjyshja mbulohet (përjashtohet) në këto raste:

- kur i vdekuri e lë nënën, atëherë nëna mbulon edhe gjyshen e atësisë edhe të mëmësisë.
- kur i vdekuri e lë babain, atëherë babai e mbulon gjyshen e atësisë, por nuk e mbulon gjyshen e mëmësisë.
- kur gjyshja më e afërt e mbulon gjyshen më të largët.

## GJYSHJA DHE NËNA

Nëna e mbulon gjyshen dhe gjyshet e tjera në radhë.

## GJYSHJA DHE BABAI

Babai i mbulon gjyshet e atësisë, ndërsa nuk i mbulon gjyshet e mëmësisë, sepse gjyshet e mëmësisë nuk ndërlidhen me të.

**Përfundim**

- Nëna i mbulon gjyshet, që do të thotë se kur të jetë nëna, gjyshet nuk trashëgojnë, as gjyshja e atësisë, as ajo e mëmësisë.
- Babai i mbulon gjyshet, të cilat i paraprijnë atij (pra të atësisë), që do të thotë se kur të jetë babai, ai e mbulon gjyshen nga babai, por nuk e mbulon gjyshen nga nëna.
- Gjyshja e afërt e mbulon gjyshen më të largët.

## VËLLEZËRIT

Trashëgimtarët anësor të anës së djathtë janë gjashtë. Tre janë të gjinisë mashkullore dhe tre të gjinisë femërore.

Tre të gjinisë mashkullore janë:

1. *Vëllai i vërtetë;*
2. *Vëllai nga babai, dhe*
3. *Vëllai nga nëna.*

Tre të gjinisë femërore janë:

1. *Motra e vërtetë;*
2. *Motra nga babai, dhe*
3. *Motra nga nëna.*

Pra, vëllezërit mund të jenë:

- *ose vëllezër të vërtetë,*
- *ose vëllezër prej babait,*
- *ose vëllezër prej nënës.*

## a) VËLLEZËRIT E VËRTETË

Vëllezërit prej babait quhen vëllezërit (trashëgimtarë) të të njëjtit baba, por të nënave të ndryshme.

Vëllezër prej nënës quhen vëllezërit (trashëgimtarë) të së njëjtës nënë, por të baballarëve të ndryshëm.

Vëllezër të vërtetë quhen vëllezërit (trashëgimtarë) të së njëjtës nënë dhe të të njëjtit baba.

Për këtë shkak:

Vëllezërit e vërtetë janë më të afërt me trashëgimlënësin se sa vëllezërit prej nënës dhe vëllezërit prej babait.

Disa rregulla:

- Kur i vdekuri lë pas vetes vëllezër të vërtetë dhe vëllezër prej babait, atëherë vëllezërit e vërtetë i mbulojnë vëllezërit prej babait.
- Kur i vdekuri lë pas vetes vëllezër të vërtetë dhe vëllezër prej nëne, atëherë vëllezërit e vërtetë i mbulojnë vëllezërit prej nënës.
- Kur të trashëgojnë vëllezërit e vërtetë me motrat e vërteta, atëherë secilit vëlla të vërtetë i takon hise sa e dy motrave të vërteta.
- Vëllezërit e të vdekurit mund të trashëgojnë vetëm atëherë kur i vdekuri nuk lë pas vetes paraardhës (babain ose gjyshin) dhe pasardhës (djem dhe djem të djemve).
- Ebu Hanifja shkon në drejtim të mendimit se kur i vdekuri lë pas gjyshin, atëherë vëllezërit e vërtetë nuk trashëgojnë. Ndërsa, Imam Muhamedi dhe Ebu Jusufi mendojnë se gjyshi me vëllezërit trashëgojnë së bashku. Kjo do të thotë se, sipas mendimit të Imam Muhamedit dhe Ebu Jusufit, gjyshi nuk i mbulon vëllezërit, ndërsa babai i mbulon vëllezërit.

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

*Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "All-llahu ju përgjigjet në çështjen e "kelale-s" (ai që nuk ka prindër, as fëmijë që e trashëgojnë). Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllai) trashëgon tërë atë (që lë motra) nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), atyre të dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. All-llahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. All-llahu di për çdo send.* *(En-Nisa, 176)*

## VËLLAI DHE BABAI

Vëllai mbulohet prej babait.

## VËLLAI DHE DJALI

Vëllai mbulohet prej djalit.

## VËLLAI DHE MOTRA

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, vëllain e vërtetë dhe motrën e vërtetë.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 12 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Vëllai i vërtetë | 1/3 | 4 Pjesë | Teasibë |
| Motra e vërtetë | 1/6 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Burri ka trashëguar pjesën farz ½ (një të dytën), ngase i vdekuri nuk ka fëmijë. Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Vëllai dhe motra kanë trashëguar ½ (një të dytën), pra pjesën shtesë (teasibë), të cilën e ndajnë në proporcionin: dy mashkullit, një femrës, që do të thotë se 1/3 (një të tretën) e merr vëllai, ndërsa 1/6 (një të gjashtën) motra e vërtetë.

## b. VËLLAI NGA BABAI

Vëllezërit prej babait quhen trashëgimtarët vëllezër, të cilët janë prej një babai, por prej nënave të ndryshme, pra janë vëllezër nga ana e babait, por jo edhe nga ana e nënës.

Vëllai prej babait mbulohet prej trashëgimtarëve në vijim:

– *Prej babait dhe gjyshit;*
– *Prej djalit, vajzës dhe pasardhësve të tyre.*

Kështu pra, vëllai nga babai trashëgon vetëm nëse i vdekuri nuk lë pas vetes ndonjë nga trashëgimtarët e lartpërmendur.

Vëllai nga babai trashëgon në dy mënyra:

| 1 | 2 |
| --- | --- |
| 1/3 | 1/6 |

**<u>Mënyra e parë</u>**

Vëllai prej babait trashëgon 1/3 (një të tretën), nëse plotësohen kushtet në vijim:

1. *Që të jenë dy e më shumë vëllezër;*
2. *Që të mos ketë loze të poshtme (djem, vajza, nipa e mbesa);*
3. *Që të mos ketë loze të epërme të gjinisë mashkullore.*

**<u>Mënyra e dytë</u>**

Vëllai prej babait trashëgon 1/6 (një të gjashtën), nëse plotësohen kushtet në vijim:

1. *Që të jetë i vetëm;*
2. *Që të mos ketë loze të poshtme;*
3. *Që të mos ketë loze të epërme të gjinisë mashkullore.*

## c. VËLLAI NGA NËNA

Vëllezër nga nëna quhen trashëgimtarët vëllezër, të cilët janë prej një nëne, por prej baballarëve të ndryshëm. Pra, janë vëllezër për nga ana e nënës, por jo edhe nga ana e babait.

Vëllezërit e vërtetë për të vdekurin janë më të afërt se vëllezërit nga nëna.

Vëllai prej nënës mbulohet prej:

– *Babait dhe gjyshit;*
– *djalit, vajzës dhe pasardhësve të tyre.*

Vëllai nga nëna gjithmonë trashëgon pjesën farz, ndërsa ai mund të mbulohet vetëm nga loza e poshtme mashkullore dhe loza e epërme mashkullore.

Vëllai nga nëna trashëgon në dy mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
|---|---|---|
| 1/3 | 1/6 | Mbulohet prej vëllait të vërtetë. |

**Mënyra e parë**

Vëllai nga nëna trashëgon 1/3 (një të tretën), nëse plotësohen tri kushte:

1. *Që të jenë dy e më shumë vëllezër nga nëna;*
2. *Që të mos ketë loze të poshtme (pasardhës);*
3. *Që të mos ketë loze të epërme mashkullore.*

Kur të jenë *dy e më shumë vëllezër nga nëna* dhe *motra nga nëna,* ata të gjithë së bashku e trashëgojnë 1/3 (një të tretën), por duhet ditur se të gjithë trashëgojnë në pjesë të barabarta, pra sa merr motra, aq merr edhe vëllai.

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"... e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)...".*

*(En-Nisa, 12)*

Shembull:

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, vëllain prej nënës, motrën prej nënës dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 12 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/6 | 2 Pjesë | Farz |
| Vëllai prej nëne | 1/6 | 2 Pjesë | Farz |
| Motra prej nëne | 1/6 | 2 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Burri trashëgon ½ (një të dytën), argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën), argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"...në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta...". (En-Nisa, 11)*

Vëllai prej nënës trashëgon 1/6 (një të gjashtën), argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"...Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë) po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta...". (En-Nisa, 12)*

Edhe motra prej nëne trashëgon 1/6 (një të gjashtën), argument është ajeti kur'anor:

"*...Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta...*". (En-Nisa, 12)

**Mënyra e dytë**

Vëllai nga nëna trashëgon 1//6 (një të gjashtën), nëse plotësohen tri kushte:

1. *Që të jetë i vetëm;*
2. *Që të mos ketë loze të poshtme;*
3. *Që të mos ketë loze të epërme mashkullore.*

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes vëllain e vërtetë dhe vëllain prej nënës.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Vëllai i vërtetë | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |
| Vëllai prej nëne | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

- Vëllai i vërtetë trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat);
- Vëllai prej nënës trashëgon 1/6 (një të gjashtat).

Argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"...Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (meqë s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)...".*

*(En-Nisa, 12)*

**Mënyra e tretë**

Kur vëllai prej nënës mbulohet prej pasardhësve, paraardhësve dhe vëllait të vërtetë:

Shembull:
Nëse e vdekura ka lënë pas vetes burrin, nënën, vëllain e vërtetë dhe vëllain prej nënës.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 12 Pjesë | |
| Burri | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/6 | 2 Pjesë | Farz |
| Vëllai i vërtetë | | 4 Pjesë | Teasibë |
| Vëllai prej nëne | x | x | Mbulohët |

Arsyetim

- Burri trashëgon ½ (një të dytën), argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

- Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën), argument për këtë është ajeti kur'anor:

*"...në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta...". (En-Nisa, 11)*

- Vëllai i vërtetë trashëgon pjesën teasibë (pjesën e mbetur);
- Vëllai prej nënës *mbulohet* nga vëllai i vërtetë.

### Dallimi i trashëgimisë së vëllezërve nga nëna me trashëgimtarët e tjerë

Vëllezërit nga nëna ndryshojnë në trashëgimi, në krahasim me trashëgimtarët e tjerë, në pesë çështje:

1. Vëllai nga nëna, edhe pse e fiton të drejtën prej gjinisë femërore, pra prej nënës, prapëseprapë ka të drejtë trashëgimie, ndërsa në rastet e tjera nuk ndodh kështu, sepse rregulli është: *Kush trashëgon nga i vdekuri, nëpërmjet një trashëgimtari paraprak, ai eliminohet nga trashëgimia (mbulohet), për shkak të trashëgimtarit paraprak, nëse veç ai është gjallë.*
2. Vëllai nga nëna, si trashëgimtar mashkull, nuk hyn në koalicion (teasibë) me motrën (trashëgimtaren femër), që do të thotë se nuk e trashëgon së bashku me motrën 1/3 (një të treten) farz, ndërsa trashëgimtarët e tjerë trashëgojnë së bashku, si f.v.: vajza me djalin, motra me vëllain, - këta trashëgojnë mënyrën "teasibë" (së bashku).
3. Vëllai prej nënës me motrën prej nënës trashëgojnë në mënyrë proporcionale, pra në mënyrë të barabartë, ndërsa trashëgimtarët e tjerë, si f.v. vajza me djalin, trashëgojnë në bazë të rregullit "mashkullit sa dy femrave".
4. Vëllezërit prej nënës trashëgojnë me trashëgimtaren, prej të cilës e kanë fituar të drejtën e trashëgimisë, ndërsa trashëgimtarët e tjerë nuk trashëgojnë me trashëgimtarin prej të cilit e kanë fituar të drejtën e trashëgimisë, si p.sh.: djali i djalit nuk trashëgon me djalin; djali i vëllait nuk trashëgon me vëllain.
5. Nëse janë shumë vëllezër mbulojnë trashëgimtaren prej të cilës e kanë fituar të drejtën e trashëgimisë, pra nëna mbulohet me mbulim të pjesshëm, sepse në vend se të trashëgojë 1/3 (një të tretën), për shkak të vëllezërve prej nënës, trashëgon 1/6 (një të gjashtën).

## MOTRAT

Motrat mund të jenë:

1. *Motra të vërteta;*
2. *Motra nga nëna;*
3. *Motra nga babai.*

## a. MOTRAT E VËRTETA

Motra të vërteta quhen motrat, të cilat janë të të njëjtit baba dhe të së njëjtës nënë.

Motrat e vërteta nuk mund të trashëgojnë asnjëherë derisa i vdekuri lë pas vetes fëmijë ose fëmijë të fëmijëve meshkuj, ose prind, ose gjyshin e vërtetë (sipas Ebu Hanifes).

Motrat e vërteta mund të trashëgojnë në katër mënyra:

| 1 | 2 | 3 | 4 |
|---|---|---|---|
| ½ farz | 2/3 | Asaba bil gajri | Asaba meal gajri |

Motrat i mbulon babai.

Argument për trashëgiminë e motrave është ajeti kur'anor:

*Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta; e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër,) ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)." (En-Nisa, 12)*

Motrat e vërteta trashëgojnë edhe mënyrën *farz,* edhe mënyrën *teasibë.*

Vajzat kanë përparësi ndaj motrave në trashëgimi.

## Mënyra e parë

Motra e vërtetë trashëgon ½ (një të dytën), nëse plotësohen katër kushte:

1. *Nëse nuk ka asaba me të, pra nëse me të nuk trashëgojnë vëllezërit;*
2. *nëse nuk i bashkëngjitet ndonjë motër e vërtetë në trashëgimi;*
3. *nëse i vdekuri nuk ka loze të poshtme;*
4. *nëse i vdekuri nuk ka loze të epërme të gjinisë mashkullore.*

Shembull:
Nëse e vdekura ka lënë bashkëshortin dhe motrën e vërtetë.

Vendim

| | | 2 pjesë | |
|---|---|---|---|
| Bashkëshorti | ½ | 1 pjesë | Farz |
| Motra e vërtetë | ½ | 1 pjesë | Farz |

Arsyetim

Argument se motra trashëgon ½ (një të dytën) farz është ajeti kur'anor:

*"Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllai) trashëgon tërë atë (që lë motra), nëse ajo nuk ka fëmijë." (En-Nisa, 176)*

## Mënyra e dytë

Motrat e vërteta trashëgojnë 2/3 (dy të tretat), nëse plotësohen katër kushte:

1. *Nëse nuk ka asaba me ta, pra nëse me të nuk trashëgojnë vëllezër të tjerë të vërtetë;*
2. *që të jenë dy e më shumë motra (bashkëpjesëmarrëse);*
3. *nëse i vdekuri nuk ka loze të poshtme;*
4. *nëse i vdekuri nuk ka loze të epërme të gjinisë mashkullore.*

Shembull:
Nëse i vdekuri lë nënën dhe dy motra të vërteta.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| Nëna | 1/3 | 1 Pjesë | Farz +Teasibë |
| 2 Motra të vërteta | 2/3 | 2 Pjesë | Farz |

Arsyetim

- Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën), si dhe pjesën tjetër shtesë (teasibë) 2/6. Do me thënë, nëna merr gjithsej 1/3 (pasi që 3/6 është e barabartë me 1/3).
- Dy motrat marrin: njëra 1/3 (një të tretën), ashtu edhe tjetra 1/3 (një të tretën). Kështu, dy motrat marrin së bashku 2/3 (dy të tretat). Zoti i Lartmadhëruar ka thënë:

*"...nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet...". (En-Nisa, 11)*

## **Mënyra e tretë**

Forma e trashëgimisë *teasibë bil gajri* vjen në shprehje vetëm atëherë kur i vdekuri (e vdekura) lë pas vetes vëllezër dhe motra, dhe trashëgohet në bazë të rregullës: *një hise motrës, dy hise vëllait*, në bazë të ajetit kur'anor:

*"... Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës." (En-Nisa, 176)*

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes një vëlla dhe dy motra.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 4 Pjesë | |
| Vëllai | 1/2 | 2 Pjesë | Teasibë |
| 2 Motra | 1/2 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Vëllai trashëgon ½ (një të dytën);

Dy motrat trashëgojnë: njëra ¼ (një të katërtën), gjithashtu edhe tjetra ¼ (një të katërtën).

*"... Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës." (En-Nisa, 176)*

## Mënyra e katërt:

Forma e trashëgimisë *teasibë meal gajri* vjen në shprehje vetëm:

- *nëse janë dy e më shumë motra; nëse ka loze të poshtme të gjinisë femërore;*
- *nëse nuk ka vëlla bashkëpjesëmarrës me të.*

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën, vajzën e djalit dhe tri motra (apo më shumë).

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 13 Pjesë | |
| Vajza | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Vajza e djalit | 1/6 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Motrat | 1/2 | 6 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

- Vajza trashëgon ½ (një të dytën) ;
- Vajza e djalit trashëgon 1/6 (një të gjashtën);
- Motrat trashëgojnë 1/2 (dy të tretat).

Argument për këtë ndarje është ajeti kur'anor:
"*nëse është një femër, asaj i takon gjysma*". (En-Nisa, 11)

Kur është pyetur Ebu Musa El-Eshariu për të vdekurin, i cili ka lënë një vajzë, një vajzë të djalit dhe një motër, është përgjigjur:

"Vajzës i takon një e dyta dhe gjithashtu motrës një e dyta, por më mirë është që të shkoni te Ibn Mes'udi se ai ju sqaron më mirë." Kur shkojnë te Ibn Mes'udi r.a. ai u thotë:

*"Do të gjykoj ashtu siç ka gjykuar i Dërguari i Allahut s.a.v.s: "Vajza trashëgon një të dytën, vajza e djalit 1/6 (një të gjashtën), për të plotësuar 2/3 (dy të tretat), ndërsa pjesën tjetër e trashëgon motra."* Kur kthehet te Ebu Musa dhe ia tregojnë mënyrën e gjykimit, ai u thotë: "Ashtu është, mos më pyetni më shumë."

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes dy vajza dhe dy motra, atëherë ndarja bëhet kështu:

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 3 Pjesë | |
| 2 Vajza | 2/3 | 2 Pjesë | Farz |
| 2 Motra | 1/3 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

- Dy vajzat trashëgojnë 2/3 (dy të tretat);
- Dy motrat trashëgojnë 1/3 (një të tretën).

Argument për këtë ndarje është ajeti kur'anor:
"*nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra (vajza), dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet*". (En-Nisa, 11)

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes dy motra dhe vajzën e djalit.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Vajza e djalit | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| 2 Motrat | 1/2 | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

- Vajza e djalit trashëgon ½ (një të dytën);
- Dy motrat: njëra ¼ (një të katërtën), gjithashtu edhe tjetra ¼ (një të katërtën).

  Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s.:
  *"Motrat me vajzat bëni që të bashkëpjesëmarrin së bashku"*.

## MOTRA E VËRTETË DHE DJALI

Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin, gruan dhe dy motra. Atëherë ndarja do të jetë kështu:

- Gruaja trashëgon 1/8 (një të tetën);
- Djali trashëgon 7/8 (shtatë të tetat);
- Ndërsa motrat mbulohen prej djalit.

## MOTRA E VËRTETË DHE VAJZA

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën, vajzën e vajzës dhe motrën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 12 Pjesë | |
| Vajza | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Motra e vërtetë | 2/3 | 4 Pjesë | Teasibë |
| Vajza e vajzës | 1/6 | 2 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

- Vajza trashëgon ½ (një të dytën);
- Motra e vërtetë trashëgon 2/3 (dy të tretat);
- Vajza e vajzës trashëgon 1/6 (një të gjashtën).

Vajza e merr ½ (një të dytën), sepse është e vetme; vajza e vajzës e merr 1/6 (një të gjashtën) për t'u përmbushur 2/3 (dy të tretat), ndërsa 2/3 (dy të tretat) i merr motra e vërtetë.

Kur është pyetur Ebu Musa El-Eshariu për të vdekurin, i cili ka lënë një vajzë, një vajzë të djalit dhe një motër, ai është përgjigjur:

"Vajzës i takon një e dyta dhe gjithashtu motrës një e dyta, por më mirë është që të shkoni te Ibn Mes'udi se ai ju sqaron më mirë." Kur shkojnë te Ibn Mes'udi r.a. ai u thotë:

*"Do të gjykoj ashtu siç ka gjykuar i Dërguari i Allahut s.a.v.s: - Vajza trashëgon një të dytën, vajza e djalit 1/6 (një të gjashtën) për të plotësuar 2/3 (dy të tretat), ndërsa pjesën tjetër trashëgon motra."* Kur kthehet te Ebu Musa dhe ia tregojnë mënyrën e gjykimit, ai u thotë: "Ashtu është, mos më pyetni më shumë."

## MOTRA DHE GRUAJA

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas motrën ,gjyshin dhe gruan.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 24 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 6 Pjesë | Farz |
| Motra | 1/2 | 12 Pjesë | Farz |
| Gjyshi | 1/6 | 4 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

– Motra trashëgon ½ ;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë...". (En-Nisa, 176)*

– Gruaja trashëgon ¼;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

– Gjyshi trashëgon *teasibë* (1/4).

Muhamedi a.s. ka thënë:

"*Farzmarrësëve jepjuani pjesën farz (të përcakzuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë".*

## MOTRA DHE BURRI

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas motrën dhe burrin.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 2 Pjesë | |
| Motra | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

- Motra trashëgon ½ ;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë...". (En-Nisa, 176)*

- Burri trashëgon ½ , sepse e vdekura nuk ka fëmijë;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

## MOTRA DHE NËNA

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, motrën dhe nënën.

<u>Vendim</u>

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 12 Pjesë | |
| Gruaja | 1/4 | 2 Pjesë | Farz |
| Motra | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/3 | 4 Pjesë | Farz |

<u>Arsyetim</u>

- Motra trashëgon ½ ;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë." (En-Nisa, 176)*

- Gruaja trashëgon ¼ ;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...Atyre (grave) u takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

- Nëna trashëgon 1/3.

*"... e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta...". (En-Nisa, 11)*

## MOTRA PREJ BABAI DHE VËLLAI BABAI

Shembull:

Nëse e vdekura lë pas vetes:

1. Burrin,
2. vëllain prej nënës,
3. vëllain prej babait,
4. motrën prej babait.

Vendim

| | | 12 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Burri | 1/2 | 6 Pjesë | Farz |
| Vëllai prej nëne | 1/3 | 4 Pjesë | Farz |
| Vëllai prej babai | 1/6 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Motra prej babai | | 1 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

– Burri trashëgon ½ ;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë e tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)

– Vëllai prej nënës trashëgon 1/3;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)...". (En-Nisa, 12)*

– Vëllai prej babait dhe motra prej babait trashëgojnë teasibë 1/6;

## b. MOTRA NGA NËNA

Motrat nga nëna janë motrat të cilat janë të një nëne, por të baballarëve të ndryshëm.

Motrat nga nëna gjithmonë trashëgojnë vetëm *pjesën farz*.

Argument për trashëgiminë e motrave nga nëna është ajeti kur'anor:

*"Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë) po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë)...".*

*(En-Nisa, 12)*

Motrat nga nëna trashëgojnë në tri mënyra:

| 1 | 2 | 3 |
|---|---|---|
| 1/6 farz | 1/3 farz – dy e më shumë | Mbulohet |

## Mënyra e parë

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes motrën nga nëna dhe vëllain nga nëna.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Motra nga nëna | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |
| Vëllai nga nëna | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |

Arsyetim

Motra nga nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën), nëse i vdekuri lë pas vetes vëllain dhe motrën nga nëna. Në këtë rast vëllai trashëgon 5/6 (pesë të gjashtat).

"*Farzmarrësëve jepjuani pjesën farz (të përcakzuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë".*

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta...".*

*(En-Nisa, 12)*

## Mënyra e dytë

Motrat nga nëna trashëgojnë 1/3 (një të tretën), me kusht që të jenë dy e më shumë motra.

*“... e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë).”*

*(En-Nisa, 12)*

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes dy motra nga nëna, xhaxhain dhe nënën.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 12 Pjesë | |
| Nëna | 1/6 | 2 Pjesë | Farz |
| Xhaxhai | 1/2 | 6 Pjesë | Teasibë |
| Motrat nga nëna | 1/3 | 4 Pjesë | Farz |

Arsyetim

Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën);
Zoti i Lartmadhëruar në Kur’an ka thënë:
*“...në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta...” (En-Nisa, 11)*

Motrat nga nëna trashëgojnë 1/3 (një të tretën);
Zoti i Lartmadhëruar në Kur’an ka thënë:

*“... e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë).”*

*(En-Nisa, 12)*

Xhaxhai e merr pjesën teasibë, se Muhamedi a.s. ka thënë:

“*Farzmarrësëve jepjuani pjesën farz (të përcakzuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë”.*

## Mënyra e tretë

Motrat nga nëna mbulohen prej:

- *Fëmijëve të të vdekurit (dhe nipave);*
- *babait;*
- *gjyshit.*

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

*Në qoftë se (i vdekuri) është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët (pse s'ka as prindër as fëmijë), po ka një vëlla ose një motër (nga nëna), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta; e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë).! (En-Nisa, 12)*

*Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "All-llahu ju përgjigjet në çështjen e "kelale-s" (ai që nuk ka prindër as fëmijë që e trashëgojnë). Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllai) trashëgon tërë atë (që lë motra), nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), atyre të dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. All-llahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. All-llahu di për çdo send." (En-nisa, 176)*

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain, djalin dhe motrën prej nënës.

Vendim

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Babai | 1/6 | 1 Pesë | Farz |
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Teasibë |
| Motra prej nëne | x | x | Mbulohet |

Arsyetim

– Babai trashëgon 1/6 (një të gjashtën).

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë...". (En-Nisa, 11)*

– Djali trashëgon teasibë (shtesën) 5/6 (pesë të gjashtat);

"*Farzmarrësëve jepjuani pjesën farz (të përcakzuar), e çka të mbetet jepjani mashkullit burrë".*

Motra prej nënës nuk trashëgon fare, sepse është mbuluar prej babait dhe djalit.

## c. MOTRA NGA BABAI

Motër nga babai quhet motra e cila është prej të njëjtit baba, por prej nënave të ndryshme.

Motra prej babait mbulohet prej trashëgimtarëve në vijim:

- *Djalit, dhe pasardhësve të djalit;*
- *Vajzës;*
- *Babait;*
- *Gjyshit;*
- *Vëllait të vërtetë;*
- *Dy e më shumë motrave të vërteta;*
- *Motrës së vërtetë dhe vajzës.*

Kështu pra, motra vjen në radhë të trashëgojë vetëm atëherë kur nuk është asnjëri prej trashëgimtarëve të lartpërmendur.

Motra prej babait trashëgon në pesë mënyra:

| 1 | 2 | 3 | 4 | 5 |
| --- | --- | --- | --- | --- |
| ½ farz | 2/3 – dy e më shumë. | 1/6 | Asaba bil gajri | Asaba meal gajri |

## Mënyra e parë

Motra prej babait trashëgon ½ (një të dytën), nëse plotësohen katër kushte:

1. *Nëse i vdekuri nuk ka loze të poshtme;*
2. *nëse i vdekuri nuk ka loze të epërme mashkullore;*
3. *nëse motra prej babait nuk ka motra prej babait;*
4. *nëse motra prej babait nuk ka vëlla prej babait;*
5. *nëse nuk ka motër që i përzihet në trashëgimi.*

Shembull:
Nëse e vdekura lë pas vetes vetëm burrin dhe motrën nga babai.

Vendim

| | | 2 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Burri | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |
| Motra nga babai | 1/2 | 1 Pjesë | Farz |

Arsyetim

– Motra nga babai trashëgon ½ (një të dytën), sepse është e vetme;

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"...Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë...". (En-Nisa, 176)*

– Burri trashëgon ½ (një të dytën), sepse nuk ka fëmijë.

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an ka thënë:

*"Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë...". (En-Nisa, 12)*

## Mënyra e dytë

Motra prej babait trashëgon 2/3 (dy të tretat), nëse plotësohen këto kushte:

1. *Nëse i vdekuri nuk ka loze të poshtme;*
2. *nëse i vdekuri nuk ka loze të epërme mashkullore;*
3. *nëse janë dy e më shumë motra prej babait, pra nëse ka motër që i bashkëngjitet në trashëgimi;*
4. *nëse nuk ka vëlla prej babait.*

Shembull:
Nëse i vdekuri lë pas vetes motrat prej nënës dhe motrat prej babait.

Vendim

| | | 3 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Motrat prej nëne | 1/3 | 1 Pjesë | |
| Motrat prej babait | 2/3 | 2 Pjesë | Farz |

Arsyetim

- Motrat prej nënës trashëgojnë 1/3 (një të tretën), se nuk ka as lozë të poshtme e as të epërme;
- Motrat prej babait trashëgojnë 2/3 (dy të tretat), se nuk ka as lozë të poshtme e as të epërme

**Mënyra e tretë:**

Motra prej babait trashëgon 1/6 (një të gjashtën), nëse plotësohen dy kushte:

1. *Nëse nuk ka vëlla prej babait;*
2. *nëse trashëgon së bashku me motrën e vërtetë, sepse, motra e vërtetë trashëgon ½ (një të dytën), ndërsa motra prej babait 1/6 (një të gjashtën. Kështu plotësohen 2/3 (dy të tretat).*

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, motrën dhe motrën prej babait, atëherë ndarja është kështu:

- ½ (një të dytën) e trashëgon motra;
- ¼ (një të katërtën) e trashëgon gruaja;
- 1/6 (një të gjashtën) e trashëgon motra prej babait;
- Teprica, përsëri i takon motrës.

**Mënyra e katërt:**

Motra prej babait trashëgon në mënyrën asaba bil gajri me kushtin:

- Nëse me të trashëgon edhe vëllai prej babait, e në atë rast vlen formula *"mashkulli dy fish më shumë se femra"*.
  Dihet se *asaba* vjen në pyetje vetëm kur nuk ka trashëgimtarë farz, e nëse mbetet diçka, atëherë trashëgojnë asabatë.

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes një vëlla prej babait dhe një motër prej babait:

- Vëllai prej babait trashëgon 2/3 (dy të tretat);
- Motra prej babait trashëgon 1/3 (një të tretën).

**Mënyra e pestë:**

Motra prej babait trashëgon në mënyrën asaba meal gajri me kushtin:

- Nëse me të trashëgon loza e poshtme e gjinisë femërore (vajza e djalit).

Shembull:

Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën, gruan, nënën dhe dy motra prej babait, atëherë ndarja është kështu:

- Vajza trashëgon ½ (një të dytën);
- Nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën);
- Gruaja trashëgon 1/8 (një të tetën);
- Dy motrat prej babait trashëgojnë asaba meal gajri.

**Mënyra e gjashtë:**

Motra prej babait mbulohet prej:

1. Djalit, *djemve të djalit (nipave)*;
2. babait,
3. gjyshit,
4. vëllait të vërtetë,
5. prej dy e më shumë motrave. (Nëse me të është vëllai prej babait, atëherë motra prej babait nuk mbulohet, por trashëgon, dhe ai vëlla quhet vëlla i bekuar;
6. prej motrës së vërtetë, nëse ajo bëhet bashkëpjesëmarrëse (asaba meal gajri), si p.sh. vajza, motra e vërtetë dhe motra prej babait; atëherë vajza bëhet (asaba meal gajri) bashkëpjesëmarrëse me motrën e vërtetë, kështu që motra prej babait mbulohet (përjashtohet).

Argument se motra prej babait trashëgon është ajeti:

*"Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllai) trashëgon tërë atë (që lë motra), nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), atyre të dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës...." (En-nisa, 176)*

Argument i mbulimit të motrës prej babait nga vëllai i vërtetë është hadithi:

*"Vërtet fëmijët (djem) të Ademit trashëgojnë, e jo fëmijët prej baballarëve të ndryshëm. Njeriu trashëgon vëllain prej nënës dhe babait, e nuk e trashëgon vëllain prej babait."* (Transmeton Ahmedi dhe Tirmidhiu nga Aliu r.a.)

## TRASHËGIMTARËT“ASABA”

Kemi tri lloje të trashëgimisë:
1. Trashëgimia farz (të përcaktuar);
2. Trashëgimia asaba (të papërcaktuar);
3. Trashëgimia e farefisit (Dhevil-Erham).

Unë nuk do t'i quaja këto se janë rende apo radhë të trashëgimisë, sepse në Sheriatin Islam ekziston formë tjetër nga ajo siç parashihet në ligje të tjera, meqë, edhe pse djali është prej trashëgimtarëve "Asaba", ai nuk i takon rendit të dytë të trashëgimisë. Për këtë arsye, mund të themi se edhe trashëgimia farz, edhe trashëgimia asaba janë kategori të trashëgimtarëve, edhe pse bashkëtrashëgimtarët farz janë kategoria e parë e trashëgimtarëve, të cilët e marrin tërë pasurinë që nga fillimi, e çka mbetet u mbetet trashëgimtarëve asaba. Prapë se prapë edhe trashëgimtarët farz, edhe ata asaba mund të quhen rendi i parë i trashëgimtarëve, pasi që në asaba bënë pjesë djali, sepse trashëgimtarët mund të jenë:

- vetëm trashëgimtarë farz (burri dhe gruaja),
- trashëgimtarë edhe farz, edhe asaba,
- vetëm trashëgimtarë asaba.

Klasifikimi i trashëgimisë, pra, është në bazë të masës që e trashëgon trashëgimtari, e ajo është:

- **trashëgimia e përcaktuar (farz),**
- **trashëgimia e papërcaktuar (asaba).**

*Në shkencën trashëgimore "asaba" quhet ai, i cili trashëgon masën e papërcaktuar të pasurisë së trashëguar.*

Ndryshe trashëgimtari **asaba:**

- ose e trashëgon tërë pasurinë,
- ose e trashëgon masën e pasurisë së mbetur,
- ose nuk mund të trashëgojë fare.

Me një fjalë, trashëgimtari asaba vjen në shprehje të trashëgojë vetëm pas trashëgimtarëve farz.

Tekstet të cilat tregojnë për llojin e trashëgimisë teasibë janë:

*"All-llahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët*

*tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet; nëse është një femër, asaj i takon gjysma; për prindërit, për secilin nga ata, u takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë; e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta; në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta...". (En-Nisa, 11)*

*"Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "All-llahu u përgjigjet në çështjen e "kelale-s" (ai që nuk ka prindër as fëmijë që e trashëgojnë). Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllai) trashëgon tërë atë (që lë motra) nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), atyre të dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. All-llahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. All-llahu di për çdo send." (En-Nisa, 176)*

Po ashtu edhe Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: *"Pasurinë farz shpërndajuani trashëgimtarëve farz, e çka të mbetet pas farzit përparësi ka burri mashkull".*

Esenciale "**asaba"** është afërsia e gjinisë mashkullore.

*Shembull:*

- djali është trashëgimtar **asaba,**
- babai është trashëgimtar **asaba,**
- vëllai është trashëgimtar **asaba,**
- axha është trashëgimtar **asaba.**

Mirëpo, nëse djalit i bashkëngjitet në trashëgimi vajza, atëherë ajo bëhet trashëgimtare "**asaba**" me djalin (pra me vëllain e saj).

Motra nuk është trashëgimtare asaba, por kur të bëhet trashëgimtare me vëllain, atëherë bëhet trashëgimtare asaba për shkak të vëllait me të, e kështu me radhë.

Po ashtu nëse motra e vërtetë bashkëtrashëgon me pasardhësin (djalin e djalit - nipin) dhe me babain, atëherë edhe ajo quhet asaba me kategorinë jo të saj në afërsi. Kështu edhe mund të përfundojmë se kemi tri kategori të trashëgimtarëve asaba:

1. *Asaba bi nefsihi (trashëgimtari asaba me veten);*
2. *Asaba bil gajri (trashëgimtari asaba me tjetrin);*
3. *Asaba meal gajri (trashëgimtari asaba me rangun tjetër).*

# 1. ASABA BI NEFSIHI -

# BASHKËPJESËMARRËSI MË VETEN (GJININË) E TIJ

*Asaba bi nefsihi* (i papërcaktuari), i cili trashëgon me gjininë (mashkullore) të tij, është çdo trashëgimtar mashkull, të cilit nuk mund t'i bashkëngjitet gjinia femërore, pa marrë parasysh se a është ai mashkull i lozes së epërme, të poshtme, apo anësore.

Të trashëguarit, të cilët trashëgojnë në mënyrë të papërcaktuar me gjininë e tij, përkufizohen në dymbëdhjetë trashëgimtarë dhe ndahen në katër kategori:

- *Paraardhësit meshkuj,*
- *pasardhësit meshkuj,*
- *ana e djathtë e meshkujve (vëllezërit),*
- *ana e majtë e meshkujve (axhallarët).*

**Dispozitat e trashëgimtarit asaba bi nefsihi**

Asaba bi nefsihi ka tri dispozita:

**E para**: Nëse ndonjëri prej tyre është i vetëm, ai e merr tërë pasurinë.

*Shembull:* Nëse vdes një njeri dhe pas vetes lë një djalë, ai e merr tërë pasurinë.

**E dyta**: Nëse me asaba bi nefsih është një farzmarrës, apo shumë farzmarrës, atëherë pasi që ata të marrin hisen farz të tyre, çka të mbetet e merr **asaba bi nefsih.**

**E treta**: Nëse farzmarrësit e marrin tërë pasurinë e lënë, atëherë që të gjithë asaba bi nefsihi përjashtohen, përpos dy trashëgimtarëve:

a. **djali dhe djemtë pas tij**, sepse fëmija (djali) nuk e përfshin tërë pasurinë si farzmarrës;

**b. babai,** gjyshi dhe loza e epërme vetëm e gjinisë mashkullore, sepse këta kalojnë prej kategorisë së "**teasibë-it**" në kategorinë e farzit.

**Radhët e trashëgimtarëve asaba bi nefsihi.**

Trashëgimtarët **asaba bi nefsihi** radhiten në katër radhë:

**Radha e parë:**
Djemtë e djalit dhe pasardhësit mashkullorë të tij.

**Radha e dytë:**
Paraardhësi mashkull dhe paraardhësit meshkuj të tij.

**Radha e tretë:**
Vëllezërit e vërtetë, vëllezërit prej nënës, vëllezërit prej babait, djali i vëllait të vërtetë, djali i vëllait prej babait dhe pasardhësit meshkuj të tyre.

**Radha e katërt:**
Axhallarët e vërtetë, axhallarët prej babait, djali i axhës së vërtetë dhe djali i axhës prej babait, dhe pasardhësit meshkuj të tyre.

## Përparësia në koalicione

*Së pari shikohet përparësia e radhëve:*

- Nëse ekzistojnë që të katër radhët, atëherë radha e parë i përjashton tre radhët tjera,
- nëse nuk është radha e parë, atëherë radha e dytë i përjashton radhët tjera,
- nëse nuk është radha e dytë, atëherë radha e tretë e përjashton radhën e katërt.
- nëse nuk janë tri radhët e para, trashëgon radha e katërt.

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes djalin dhe babain, atëherë djali trashëgon pjesën asaba, ndërsa babai përjashtohet nga trashëgimia asaba dhe merr vetëm pjesën e trashëgimisë farz, e cila është 1/6 (një e gjashta).

| | | 6 pjesë | |
|---|---|---|---|
| Djali | 5/6 | 5 Pjesë | Asaba |
| Babai | 1/6 | 1 Pjesë | Farz |

Nëse i vdekuri lë pas vetes babain dhe vëllain, atëherë babai trashëgon tërë pasurinë, pra 1/6 (një të gjashtën) farz dhe 5/6 (pesë të gjashtat teasibë), ndërsa vëllai nuk merr asgjë.

| | | 6 pjesë | |
|---|---|---|---|
| Babai | 6/6 | 6 pjesë | Farz + Asaba |
| Vëllai | x | x | Mbulohet |

Nëse i vdekuri lë vëllain dhe axhën, atëherë vëllai e merr tërë pasurinë, ndërsa axha përjashtohet nga trashëgimia prej vëllait.

Djemtë dhe djemtë e djemve kanë përparësi ndaj babait, nga shkaku se pasardhësit kanë nevojë më të madhe se paraardhësit. Zoti i Lartmadhëruar thotë: *Dhe për dy prindërit, secilit prej tyre i takon nga një e gjashta, nëse i vdekuri ka (lënë) fëmijë. (En-Nisa, 11)*

Ajeti tregon se babai është trashëgimtar farz, ndërsa djali trashëgimtar asaba.

Paraardhësit janë më të afërt me trashëgimlënësin se sa vëllezërit e tij, e për këtë arsye babai përjashton vëllezërit e të vdekurit nga trashëgimia.

**Së dyti shikohet përparësia e afërsisë**

Nëse ekzistojnë shumë trashëgimtarë të një radhe, atëherë afërsia me të vdekurin ka më shumë përparësi. Kështu që më i afërti e përjashton më të largëtin.

**Në radhën e parë:**

Djali e përjashton djalin e djalit.

**Në radhën e dytë:**

Babai e përjashton nga trashëgimia gjyshin.

**Në radhën e tretë:**

Vëllai e përjashton nga trashëgimia djalin e vëllait.

**Në radhën e katërtë:**

Axha e përjashton nga trashëgimia djalin e axhës.

**Së treti shikohet fuqia e trashëgimtarit**

Trashëgimtari, i cili është i ndërlidhur me dy afërsi, përjashton trashëgimtarin e ndërlidhur me një afërsi, sepse dy afërsi janë më të fuqishme se një afërsi.

*Shembull:*

- Vëllai prej nënës dhe babait e përjashton nga trashëgimia vëllain vetëm prej babait, se është më i fuqishëm për nga afërsia.
- Djali i vëllait prej nënës dhe babait e përjashton nga trashëgimia djalin e vëllait vetëm prej babait.

Nëse trashëgimtarët janë të një radhe, të një afërsie dhe të një fuqie, atëherë që të gjithë marrin pjesë të barabarta.

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë një djalë të djalit dhe dhjetë djem të një djali tjetër, atëherë që të njëmbëdhjetë djemtë e djemve marrin pjesë të barabarta, pra njëri djalë i djalit merr një hise dhe dhjetë djemtë e djalit tjetër marrin dhjetë hise. Pra, ndahet trashëgimia në 11 hise, nga shkaku se janë të një radhe, të një afërsie dhe të një fuqie.

## 2. TRASHËGIMTARI ASABA BIL GAJRI

Në Kur'an ekzistojnë dy lloje të trashëgimisë:

1. *Trashëgimia farz (e përcaktuar);*
2. *Trashëgimia asaba (e papërcaktuar).*

Përpos kësaj, në Kur'an janë edhe trashëgimtarët për nga gjinia, e ato janë:

– *Trashëgimtarët e gjinisë mashkullore farz, dhe*
– *trashëgimtarët e gjinisë femërore farz.*

Përpos kësaj:

– *Trashëgimtarët e gjinisë mashkullore asaba, dhe*
– *trashëgimtarët e gjinisë femërore asaba.*

*Kur femra trashëgon së bashku me mashkullin quhet asaba "bil gajri"; ose me fjalë të tjera, kur trashëgimtari i një gjinie bëhet bashkëpjesëmarrës në pjesën e trashëguar me gjininë tjetër.*

Pasi që një femër trashëgon ½ (një të dytën), ndërsa dy e më shumë 2/3 (dy të tretat), dhe çdo herë ky grup trashëgimie hyn në koalicion me trashëgimtarin mashkull asaba.

Asaba bil gajri quhet çdo femër trashëguese, e cila, kur të jetë e vetme, trashëgon ½ (një të dytën) e trashëgimlënësit, mirëpo nëse i bashkëngjitet vëllai, trashëgon së bashku me të, e për këtë arsye edhe quhet bashkëpjesëmarrëse me gjininë tjetër (bil gajrihi).

Asaba bil gajri përkufizohet në katër lloje të bashkëtrashëgimtarëve, e ata janë:

1. *vajza bashkëtrashëgon me djalin,*
2. *vajza e djalit bashkëtrashëgon me djalin e djalit,*
3. *motra e vërtetë bashkëtrashëgon me motrën e vërtetë,*
4. *motra nga babai bashkëtrashëgon me vëllain nga babai.*

Kur të bëhet bashkëtrashëgimia në mes tyre, bëhet në bazë të parimit: një hise për femrën dy për mashkullin.

Sa i përket vajzës dhe vajzës së djalit, tregon ajeti Kur'anor:

*"All-llahu ju ka bërë obligim për fëmijët tuaj, për mashkullin (hise) sa dy femrave,"* (Nisa 11).

Sa i përket motrës dhe motrës prej babait tregon ajeti Kur'anor:

*"...Në qoftë se janë (anësorë) vëllezër dhe të përzier burra dhe gra (vëllezër e motra), atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës...". (En-Nisa, 176)*

Nëse vajza trashëgon me djalin e djalit, ajo llogaritet farzmarrëse (trashëgimtare farz). Nëse motra trashëgon me vëllain prej babait, ajo llogaritet farzmarrëse (trashëgimtare farz) dhe e merr ½ (një të dytën) e pasurisë.

## 3. TRASHËGIMTARI ASABA MEAL GAJRI

Kur femra bashkëtrashëgon me femrën tjetër quhet ***asaba meal gajri.***

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit s.a.v.s.: "Bashkëtrashëgoni motrat me vajzat e djalit".

Ky lloj i trashëgimisë vlen posaçërisht për motrat dhe për motrën prej babait. Kështu pra, asaba meal gajri janë:

- *motra e vërtetë me vajzën (vajzat) e djalit,*
- *motra prej babait me vajzën (vajzat) e djalit.*

Kur themi "meal gajri" kemi për qëllim bashkëtrashëgimi me femrën tjetër e cila është trashëgimtare e detyrueshme, pra farz. Duhet ta dimë se:

- Motrat nuk trashëgojnë (mbulohen) prej lozes së poshtme mashkullore.
- Motrat nuk trashëgojnë (mbulohen) prej babait (sipas Ebu Hanifes) edhe prej gjyshit.

Motra e vërtetë ka të drejtë të trashëgojë së bashku me lozen e poshtme të gjinisë femërore, për arsye se që të dyja janë të një largësie. Mënyra e trashëgimisë së këtyre kategorive quhet asaba meal gajri, pra, kur gjinia femërore anësore trashëgon me gjininë femërore të lozes së poshtme.

Duhet pasur parasysh se në këtë formë të koalicionit nuk zvogëlohet pjesa farz e vajzës, respektivisht e vajzave, sepse ajo e merr pjesën farz që i takon, pra ½ (një të dytën), ndërsa motra, respektivisht motrat, e marrin pjesën shtesë 1/6 (një të gjashtën), për t'u plotësuar dy pjesët farzmarrëse me një pjesë farzmarrëse, e që plotësohen 2/3 (dy e treta); pra nuk bëhet si në dy rastet e koalicioneve të mëparshme (asaba bi nefsihi dhe asaba bil gajri).

**Përfundim i llojit të trashëgimisë asaba meal gajri**

Trashëgimia asaba meal gajri përkufizohet në dy radhë të trashëgimtarëve:

1. Motra (motrat) e vërtetë me vajzën (vajzat) ose me lozen e poshtme të gjinisë femërore;
2. Motra (motrat) prej babait me vajzat ose me lozen e poshtme të gjinisë femërore.

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën, vajzën e djalit dhe motrën.

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | 6 Pjesë | |
| Vajza | 1/2 | 3 Pjesë | Teasibë |
| Vajza e djalit | 1/6 | 1 Pjesë | Teasibë |
| Motra | 1/3 | 2 Pjesë | Teasibë |

### Rregullat e përgjithshme në Koalicione (asaba)

*Pikat e përbashkëta:*

- *Te tri llojet e asabave është se trashëgojnë pas trashëgimtarëve farz;*
- *Asaba bi nefsihi është lloj i trashëgimtarëve vetëm meshkuj;*
- *Asaba bil gajri dhe asaba meal gajri është posaçërisht për femra.*

*Asaba bil gajri dhe asaba meal gajri kanë pikat ku ndahen e ato janë:*

- Asaba bil gajri do të thotë bashkëpjesëmarrja jo me gjininë vetjake, por me gjininë tjetër, pra vajza me djalin janë asaba bil gajri. Ne e dimë se vajza është bërë trashëgimtare asaba prej trashëgimtares farz, për shkak të djalit (vëllait të saj), ndërsa - Asaba meal gajri është trashëgimtarja farz (vajza) me trashëgimtaren farz, me motrën e të vdekurit. Pra, vajza me motrën janë asaba.
- Te lloji i trashëgimtarëve asaba bil gajri bashkëpjesëmarrin femrat dhe meshkujt në proporcion: një pjesë mashkullit dhe dy pjesë femrës,
- ndërsa, te lloji i trashëgimtarëve asaba meal gajri vajza vazhdon të mbetet trashëgimtare farz, ndërsa çka të mbetet prej trashëgimtarëve farz e merr motra.
- Te lloji i trashëgimisë asaba bil gajri trashëgojnë tërë pasurinë, nëse nuk ka trashëgimtarë farz,
- ndërsa te lloji i trashëgimisë "asaba meal gajri" patjetër duhet të jetë trashëgimtari farz, pra motra, e cila nuk e ndryshon pozicionin e saj, e çka të mbetet e merr motra si pjesë shtesë. E kjo do të thotë se te trashëgimia "asaba bil gajri" duhet të jetë patjetër trashëgimia farz me trashëgiminë teasibë (shtesë).

**Përfundim:**

Kur trashëgimtari i gjinisë mashkullore trashëgon së bashku me trashëgimtarin tjetër të gjinisë mashkullore quhet ***Asaba bi nefsih.***

Kur trashëgimtari i gjinisë femërore trashëgon së bashku me trashëgimtarin e gjinisë mashkullore quhet ***Asaba bil gajri.***

Kur trashëgimtari i gjinisë femërore trashëgon së bashku me trashëgimtarin e gjinisë femërore quhet ***Asaba meal gajri.***

## KAPITULLI I SHTATË

# MBULIMI I TRASHËGIMTARËVE

*“Kush trashëgon nga i vdekuri, nëpërmjet një trashëgimtari paraprak, ai eliminohet nga trashëgimia (mbulohet), për shkak të atij trashëgimtari paraprak, nëse veç ai është gjallë.”*

# MBULIMI I TRASHËGIMTARËVE

Çështja kryesore në shkencën e trashëgimisë është njohja e mbulimit dhe zvogëlimit të pjesës së trashëgimisë që quhet Haxhb (mbulim, përjashtim).

**Haxhb** gjuhësisht do të thotë pengesë, mbulesë, për këtë arsye edhe hixhabi quhet mbulesa Islame.

Në terminologji haxhb do të thotë: *Të penguarit, të mbuluarit e personit nga trashëgimia e tërësishme ose e pjesshme, për shkak se para tij qëndron trashëgimtari tjetër.*

Mbulimi i personit nuk është për shkak të mbulimit të shkakut të tij, por për shkak të personit tjetër, i cili ka përparësi ndaj tij, f.v. për shkak të afërsisë, për shkak të kategorisë apo për shkak të renditjes së tij. Për këtë arsye edhe themi se i mbuluari, edhe pse i ka të plotësuara shkaqet e trashëgimisë, ato shkaqe ia ka zhdukur pengesa para tij, që do të thotë se ai është i gatshëm dhe ka të drejtë trashëgimie, po të mos ishte trashëgimtari me përparësi para tij. Me një fjalë i mbuluari nga trashëgimia është i përjashtuar nga trashëgimia.

## LLOJET E MBULIMIT( HAXHBIT)

Kemi dy lloje të mbulimit (Haxhbit).

1. *Haxhbi (mbulimi) i atributit të trashëgimisë;*
2. *Haxhbi (mbulimi) i personit të trashëgimisë.*

1. **Haxhbi (mbulimi) i atributit** të trashëgimisë quhet të mbuluarit, për shkak të njërës prej pengesave, siç janë: vrasja, robëria, ndryshimi fetar. Në këtë lloj të mbulimit bëjnë pjesë të gjithë trashëgimtarët pa përjashtim.

Në esencë personi i tillë konsiderohet inekzistent, pra, sikur të mos ekzistonte fare, kështu që ai, jo vetëm që nuk trashëgon, por, nuk mund të mbulojë të tjerët pas tij.

**2. Haxhbi (mbulimi) i personit** të trashëgimisë quhet të mbuluarit për shkak të një trashëgimtari, i cili ka prioritet ndaj tij në trashëgimi. Ky lloj mbulimi degëzohet në:

a) *mbulim të tërësishëm, dhe*
b) *në mbulim të pjesshëm.*

**a) Mbulimi i tërësishëm** është të mbuluarit tërësisht nga trashëgimia për shkak të ekzistimit të një trashëgimtari më prioritar, siç është rasti kur gjyshi mbulohet prej babait, nipi mbulohet prej djalit, gjyshja prej nënës etj.

**b) Mbulimi i pjesshëm** është mbulimi i pjesshëm nga trashëgimia, për shkak të ekzistimit të një trashëgimtari tjetër, siç është rasti kur nëna mbulohet pjesërisht, për shkak të lozes së poshtme. Ajo në vend se të trashëgojë 1/3 (një të tretën), loza e poshtme ia zvogëlon në 1/6 (një të gjashtën). Burri mbulohet pjesërisht për shkak të fëmijëve. Ai në vend se të trashëgojë ½ (një të dytën), fëmijët ia zvogëlojnë në ¼ (një të katërtën).

## MBULIMI I TËRËSISHËM

Kur në të njëjtën kohë gjenden të afërmit me të largëtit, atëherë të afërmit trashëgojnë, ndërsa të largëtit mbulohen tërësisht dhe nuk trashëgojnë fare. Shtatë trashëgimtarë mbulohen tërësisht, e ato janë:

1. Gjyshi mbulohet tërësisht prej babait (gjyshi më i largët mbulohet nga gjyshit më i afërt);
2. Gjyshet, të cilat mbulohen prej nënës;
3. Djali i djalit mbulohet tërësisht prej djalit;
4. Vajzat e djalit mbulohen tërësisht prej vajzave dhe djalit;
5. Motrat prej babait mbulohen tërësisht prej motrave dhe vëllezërve të vërtetë;
6. Vëllezërit mbulohen prej djalit, djalit të djalit, babait dhe prej gjyshit, sipas Ebu Hanifes;
7. Vëllezërit prej nënës dhe motrat prej nënës mbulohen prej lozes së poshtme dhe lozes së epërme.

Gjashtë trashëgimtarë nuk mund të mbulohen tërësisht, por mund të mbulohen pjesërisht, pra mund t'u zvogëlohet pjesa trashëgimore, e ata janë:

*1. Djali,*
*2. vajza,*
*3. babai,*
*4. nëna,*
*5. burri, dhe*
*6. gruaja.*

Shihet qartë se prindërit, fëmijët dhe bashkëshortët patjetër duhet të trashëgojnë. Këta mund t'i quajmë *rrethi i parë i trashëgimtarëve*.
Tre trashëgimtarë meshkuj nuk mund të mbulohen tërësisht, e ata janë:

*1. Djali,*
*2. babai, dhe*
*3. burri.*

Tre trashëgimtare femra nuk mund të mbulohen tërësisht:

*1. Vajza,*
*2. nëna, dhe*
*3. gruaja.*

## RREGULLAT E MBULESËS SË TËRËSISHME

**Mbulesa e tërësishme bazohet në tri rregulla:**

**Rregulla e parë.**

*Ai i cili trashëgon nëpërmjet apo për shkak të ndërmjetësuesit, ai mbulohet prej atij ndërmjetësuesi nëse është gjallë.*

Duke u bazuar në këtë rregull, përfundojmë se:

- *Babai mbulon gjyshin,*
- *nëna mbulon gjyshen,*
- *vëllai mbulon djalin e vëllait.*

Nga ky rregull bën përjashtim vetëm një rast:

Vëllezërit dhe motrat prej nënës nuk mbulohen, edhe nëse është gjallë nëna. Kjo nga shkaku se nëna trashëgon për shkak të nënërisë, ndërsa vëllezërit nga nëna trashëgojnë për shkak të vëllazërisë. Shkaku tjetër është se nëna e merr hisen e saj, si trashëgimtare farz, ndërsa pjesa tjetër u takon vëllezërve për nga nëna që të trashëgojnë së bashku. Duhet përmend edhe atë se nëse janë shumë vëllezër prej nëne, ata e mbulojnë nënën pjesërisht, që do të thotë se ia zvogëlojnë hisen asaj.

**Rregulla e dytë:**

*I afërmi e mbulon më të largëtin*

- *Baba i mbulon gjyshërit,*
- *djali e mbulon djalin e djalit,*
- *djali i djalit e mbulon djalin e djalit të djalit,*
- *vëllai mbulon djalin e vëllait,*
- *axha e mbulon djalin e axhës, e kështu me radhë.*

**Rregulla e tretë:**

*I fuqishmi në afërsi e mbulon më të dobëtin në afërsi*

Vëllai prej nënës dhe prej babait është më i fuqishëm se sa vëllai vetëm prej babait, sepse vëllai prej nënës dhe prej babait është prej dy personave, ndërsa vëllai prej babai vetëm prej një personi. Për këtë arsye vëllai prej nënës dhe prej babait e mbulon vëllain prej babait. Kjo është se është më i fuqishëm në afërsi, edhe pse janë të një rangu.

**Në bazë të mbulimit të tërësishëm të trashëgimisë, trashëgimtarët ndahen në katër lloje:**

**Lloji i parë**

Trashëgimtarë që as mbulojnë, as mbulohen. Këtu bëjnë pjesë:

1. Burri dhe
2. gruaja

**Lloji i dytë**

Trashëgimtarë që nuk mbulohen, por edhe mbulojnë të tjerët. Në këtë lloj bëjnë pjesë:

1. Prindërit dhe
2. fëmijët.

**Lloji i tretë**

Trashëgimtarë që mbulohen dhe nuk mbulojnë të tjerët. Këtu bëjnë pjesë:

1. Vëllezërit nga nëna.

**Lloji i katërt**

Trashëgimtarë që mbulohen dhe mbulojnë të tjerët. Këtu bëjnë pjesë:

1. Trashëgimtarët tjerë, pos atyre që i përmendëm në tri llojet e para.

## MBULIMI I PJESSHËM

Mbulim i pjesshëm do të thotë: *kalimi prej trashëgimisë farz të nivelit më të lartë në trashëgiminë farz të nivelit më të ulët.*

*Shembull:*

Nëse e vdekura nuk ka fëmijë, atëherë burri trashëgon ½ (një të dytën). Nëse e vdekura ka fëmijë, burri mbulohet pjesërisht dhe trashëgon ¼ (një të katërtën).

*Shembull tjetër:*

Nëse i vdekuri ka fëmijë, atëherë nëna trashëgon 1/6 (një të gjashtën). Nëse i vdekuri nuk ka fëmijë, nëna trashëgon 1/3 (një të tretën).

Shihet qartë se fëmijët i mbulojnë prindërit pjesërisht, e jo tërësisht.

Pesë trashëgimtarë farz mbulohen pjesërisht, e ata janë:

1. *Burri,*
2. *gruaja,*
3. *nëna,*
4. *vajza e djalit, dhe*
5. *motra prej nënës.*

Sikur ndodh mbulimi i pjesshëm te farzmarrësit, ashtu ndodh mbulimi i pjesshëm edhe te trashëgimtarët asaba.

# LLOJET E MBULIMIT TË PJESSHËM

Mbulimi i pjesshëm është shtatë llojesh:

Katër lloje janë kalimi prej një grupacioni të bashkëtrashëgimtarëve në një grupacion tjetër të bashkëtrashëgimtarëve (kalim prej bashkëtrashëgimtarëve farz në bashkëtrashëgimtarë teasibë).

Tri lloje janë për shkak të grumbullimit të bashkëtrashëgimtarëve në një grupacion.

Këto shtatë lloje do t'i sqarojmë si në vijim:

**Lloji i parë**

*Transferimi nga masa trashëgimore farz më të madhe në masë trashëgimore farz më të vogël.*

1. *Burri,*
2. *gruaja,*
3. *nëna,*
4. *vajza e djalit, dhe*
5. *motra nga babai.*

**1. Burri**

Burri trashëgon farz, por nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë, atëherë prej ½ (një të dytës) farz kalon në ¼ (një të katërtën) pjesë farz.

**2. Gruaja**

Gruaja trashëgon ¼ (një të katërtën) farz, por nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë, atëherë prej ¼ (një të katërtës) farz kalon në 1/8 (një të tetën) pjesë farz.

**3. Nëna**

Nëna trashëgon 1/3 (një të tretën) farz, por nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë ose dy e më shumë vëllezër e motra, atëherë prej 1/3 (një të tretës) farz kalon në 1/6 (një të gjashtën) pjesë farz.

**4. Vajza e djalit**

Vajza e djalit trashëgon ½ (një të dytën) farz, por nëse i vdekuri lë pas vetes një vajzë, atëherë prej ½ (një të dytës) farz kalon në 1/6 (një të gjashtën) farz, që do të thotë se vajza e djalit me vajzën së bashku trashëgojnë 2/3 (dy të tretat).

**5. Motra nga babai**

Motra nga babai trashëgon ½ (një të dytën), por nëse i vdekuri lë pas vetes një motër të vërtetë, atëherë nga ½ (një e dyta) farz kalon në 1/6 (një të gjashtën) farz.

**Lloji i dytë**

*Transferimi nga trashëgimia teasibë të masës më të madhe në trashëgimi teasibë të masës më të vogël*

Në këtë lloj bëjnë pjesë:

1. *Motra dhe*
2. *motra prej babait.*

**Lloji i tretë**

*Transferimi prej trashëgimisë farz në trashëgiminë teasibë*

Në këtë lloj bën pjesë

1. Vajza

Vajza, nëse është e vetme, trashëgon ½ (një të dytën) farz, por nëse i vdekuri lë pas vetes djalin (vëllain e saj), ajo kalon prej trashëgimisë farz në trashëgimi teasibë, dhe në vend se të trashëgojë ½ (një të dytën), e trashëgon 1/3 (një të tretën).

**Lloji i katërt**

*Transferimi prej trashëgimisë teasibë në trashëgimi farz, por në sasi më të vogël*

Këtu bëjnë pjesë:

1. *Babai dhe*
2. *gjyshi.*

1. Babai

1a) Babai trashëgon sasi më të madhe të formës teasibë, kur nuk është djali, por nëse i vdekuri lë djalë, atëherë kalon në formën e trashëgimisë farz, pra merr pjesë më të vogël.

1b) Babai trashëgon sasi më të madhe të formës teasibë, kur nuk është djali apo djali i djalit, por kur i vdekuri lë pas vetes djalin e djalit, atëherë kalon në formën e trashëgimisë farz, pra merr pjesë më të vogël.

2. Gjyshi

2a) Gjyshi trashëgon sasi më të madhe të formës teasibë kur nuk është djali, por nëse i vdekuri lë pas vetes djalin, atëherë kalon në formën e trashëgimisë farz, pra merr pjesë më të vogël.

2b) Gjyshi trashëgon sasi më të madhe të formës teasibë, kur nuk është djali apo djali i djalit, por nëse i vdekuri lë pas vetes djalin e djalit, atëherë kalon në formën e trashëgimisë farz, pra merr pjesë më të vogël.

**Tri llojet e grumbullimit në një hise janë:**

**Lloji i parë**

*Grumbullimi në hisen farz*

Një grua trashëgon ¼ (një të katërtën), nëse i vdekuri nuk lë fëmijë, por nëse janë dy, tri apo katër gra, atëherë që të gjitha trashëgojnë ¼ (një të katërtën); sepse, po mos të ishte kështu, nëse i vdekuri lë pas vetes gjyshen dhe katër gra, që të gjitha do të trashëgonin tërësinë, ndërsa nuk do të mbetej asgjë për gjyshen. Po edhe nëse i vdekuri lë pas vetes fëmijë, atëherë gratë së bashku trashëgojnë 1/8 (një të tetën), e jo secila grua 1/8 (një të tetën).

**Lloji i dytë**

*Grumbullimi në hisen teasibë*

Nëse pas farzit grumbullohen sa më shumë trashëgimtarë teasibë, aq më pak u bie që ta ndajnë pjesën e tyre, sepse masa trashëgimore pjesëtohet në më shumë pjesë.

**Lloji i tretë**

*Grumbullimi për shkak të Aulit*

Kur gjatë trashëgimisë nevojitet të gjendet emëruesi i përbashkët, që të gjithë trashëgimtarëve, në mënyrë të barabartë, u pakësohet sasia trashëgimore.

Sa i përket mbulimit, mosmbulimit, mbulimit të tërësishëm, mbulimit të pjesshëm, trashëgimtarët ndahen në katër grupe:

**Grupi i parë**

*Farzmarrësit, të cilët nuk mbulohen asnjëherë, e ato janë:*

1. *Babai dhe*
2. *vajza*

**Grupi i dytë**

*Farzmarrësit të cilët mbulohen vetëm pjesërisht, e ata janë:*

1. *Burri dhe*
2. *gruaja*

**Grupi i tretë**

*Farzmarrësit të cilët mbulohen vetëm tërësisht, e asnjëherë nuk mbulohen pjesërisht, e ata janë:*

1. *Gjyshi, i cili mbulohet prej babait,*
2. *gjyshja, e cila mbulohet prej nënës,*
3. *motr,a e cila mbulohet prej babait dhe prej lozes së poshtme,*
4. *vëllai prej nënës dhe motra prej nënës, të cilët mbulohen prej babait, gjyshit dhe prej lozes së poshtme.*

**Grupi i katërt**

*Farzmarrësit, të cilët ndonjëherë mbulohen tërësisht dhe ndonjëherë pjesërisht, e ato janë:*

1. *Vajza e djalit dhe*
2. *motra prej babait.*

Trashëgimtarët asaba ndahen në dy grupe:

**Grupi i parë**

*Trashëgimtarët asaba, të cilët nuk mbulohen asnjëherë, ku bënë pjesë*

1. *Djali.*

**Grupi i dytë**

*Trashëgimtarët asaba, të cilët mbulohen, ku bëjnë pjesë*

1. *të gjithë trashëgimtarët asaba, përpos djalit.*

# ERR RREDDU - RIMARRJA

Në sheriatin Islam rimarrje do të thotë marrja e pjesës tepricë, e cila ka mbetur pas marrjes së farzmarrësve, vetëm atëherë kur nuk ka trashëgimtarë asaba.

Nga definicioni mund të shohim se, përderisa ka trashëgimtarë asaba, nuk ka rimarrje, por nëse nuk ka trashëgimtarë asaba, atëherë vjen në pyetje marrja e pjesës së mbetur për së dyti. *Rimarrja* është e kundërta e Aulit, sepse Auli është zvogëlimi i pjesës farz, për shkak se ka shumë farzmarrës, ndërsa *Rimarrje* është shtimi i pjesës farz për shkak se nuk ka trashëgimtarë të tjerë.

## Kushtet e Rimarrjes

Rimarrja realizohet nëse plotësohen tri kushte:

1. *Që personi të jetë me të drejtë farzmarrjeje;*
2. *Që të mos ketë trashëgimtarë asaba;*
3. *Që të ketë pjesë tepricë.*

Trashëgimtarët, të cilët kanë të drejtë rimarrjeje, janë të gjithë farzmarrësit, përveç bashkëshortëve. Kjo do të thotë se trashëgimtarë rimarrës janë:

1. *Vajza,*
2. *vajza e djalit,*
3. *motra e vërtetë,*
4. *motra prej babait,*
5. *motra prej nënës,*
6. *nëna,*
7. *vëllai prej nënës.*

Djali nuk është rimarrës, nga shkaku se ai është trashëgimtar asaba, e trashëgimtari asaba e merr tepricën e pasurisë që nga fillimi, pa marrë parasysh sa është ajo dhe nuk ka çka të mbetet përderisa është ai.

Sa i përket babait dhe gjyshit, ata kanë dy cilësi: edhe cilësinë e farzmarrësit, edhe cilësinë e trashëgimtarit asaba, që do të thotë se ata e marrin tërësinë e mbetur si trashëgimtarë asaba dhe nuk ndodhë që të jenë *rimarrës*.

Burri dhe gruaja nuk janë *rimarrës,* nga shkaku se afërsia e tyre nuk është për nga gjaku, por për nga shkaku, pra të afërsisë për shkak të kurorëzimit; me vdekjen e njërit prej tyre skadon afati i kurorëzimit dhe eliminohet shkaku. Për këtë arsye, ata nuk kanë të drejtë *rimarrjeje,* por secili prej tyre trashëgon pjesën farz të tij, e çka të mbetet tepricë e rimarrin trashëgimtarët e tjerë.

Pasi që trashëgimia *e rimarrjes* nuk është përmendur në Kur'an dhe në Sunet, për këtë çështje dijetarët kanë dhënë mendime të ndryshme:

**Mendimi i parë**

*Nuk ka rimarrje,* por pjesa tjetër i takon arkës qendrore të muslimanëve, nëse nuk ka trashëgimtarë të llojit asaba.

**Mendimi i dytë**

*Ka rimarrje* dhe rimarrin farzmarrësit, përveç bashkëshortëve.

**Mendimi i tretë**

*Ka rimarrje dhe* marrin farzmarrësit, por edhe bashkëshortët nëse nuk janë rimarrësit farz.

## BAZA E ÇËSHTJES

Baza është numri simbolik, i cili merret si bazë për pjesët e trashëgimtarëve. Me fjalë tjera, baza është numri më i vogël, i cili nxirret prej pjesëve farz të çështjes pa mbetje. Duhet shikuar që të merret numri më i vogël, në mënyrë që pjesët e trashëguara të jenë të plota, pra që secili trashëgimtarë të marrë pjesën e duhur, që të mos dëmtojë askënd dhe të mos dëmtohet.

Nëse trashëgimtarët janë asaba, baza e çështjes është aq sa është numri i trashëgimtarëve asaba.

Nëse i vdekuri lë vetëm një djalë:

***Baza e çështjes është 1.***

1 trashëgimtar dhe 1 pjesë.

Nëse i vdekuri lë dy djem:

***Baza e çështjes është 2.***

2 trashëgimtarë dhe 2 hise.

Nëse i vdekuri lë një djalë dhe dy vajza:

***Baza e çështje është 4.***

1 trashëgimtar (djali) 2 pjesë dhe dy vajzat 2 pjesë secila nga 1 pjesë.

**Në Kur'an janë të përmendur gjashtë baza,** e ato janë: Baza *2*, *3*, *4*, *6* dhe *8*.

**Dy bazat tjera dalin si rezultat i këtyre bazave** e ato janë: Baza *12* dhe Baza *24*. D.m.th. (6 x 2=*12*)dhe (8 x 3=*24*).

**Bazat e çështjeve në Kuran**

Baza e ½ (një të dytës) është dypjesëshi.
Baza e 1/3 (një të tretës) është trepjesëshi.
Baza e ¼ (një të katërtës) është katërpjesëshi.
Baza e 1/6 (një të gjashtës) është gjashtëpjesëshi.
Baza e 1/8 (një të tetës) është tetëpjesëshi.

*Shembuj*

Nëse i vdekuri lë pas vetes vajzën dhe vëllain:
½ i takon vajzës,
½ i takon vëllait.
*Baza e çështjes është 2.*
½ + ½ = 2/2 (1 pjesë vajzës dhe 1 pjesë vëllait).

Nëse i vdekuri lë pas vetes dy vajza dhe vëllain:
2/3 i takojnë dy vajzave,
1/3 i takon vëllait.
*Baza e çështje është 3.*
2/3 + 1/3 = 3/3 (dy pjesë vajzave, secila nga një pjesë, dhe një pjesë vëllait).

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe djalin:
¼ i takon burrit,
¾ i takon djalit.
*Baza e çështjes është 4.*
¼ + ¾ = 4/4 (1 pjesë burrit dhe 3 pjesë djalit).

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën, vëllezërit nga nëna dhe vëllain:
1/6 i takon nënës,
2/6 i takojnë vëllezërve nga nëna,
3/6 i takojnë vëllait.
*Baza e çështjes është 6.*
1/6 + 2/6 + 3/6 = 6/6 (1 pjesë nëna, 2 pjesë vëllezërit nga nëna, 3 pjesë vëllai).

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe djalin:
1/8 i takon gruas,
7/8 i takon djalit.
*Baza e çështjes është 8.*
1/8+7/8=8/8  (1 pjesë gruas dhe 7 pjesë djalit).

## RAPORTET E EMËRUESIT ME NUMËRUESIN

Raportet e emëruesit me numëruesin mund të jenë:

1. ***Et Temathul (të përputhshëm);***
2. ***Et Tedahul (të plotpjesëtueshëm);***
3. ***Et Tevafuk (të plotpjesëtueshëm me një numër të tretë);***
4. ***Et Tebajun (të papjesëtueshëm).***

## ET TEMATHUL (PËRPUTHSHMËRIA)

## EMËRUESI I NJËJTË ME NUMËRUESIN

Kur dy numra janë të barabartë në vlerë dhe është i mjaftueshëm të veprohet me njërin prej tyre.

*Shembull:*

6:6=1
6 Trashëgimtarë me 6 pjesë.

Numri trashëgimtarëve përputhet me numrin e pjesëve, respektivisht pjesët e trashëgimisë përputhen me pjesën trashëguese.

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes nënën, gjyshin dhe djalin:
1/6 i takon gjyshit,
1/6 i takon nënës,
4/6 i takojnë djalit. D.m.th.

1/6+1/6+4/6=6/6
6:6=1

Secila pjesë është e plotë dhe emëruesi është i barabartë me numëruesin.

## ET TEDAHUL PJESËTUESHMËRIA -

## EMËRUESI I PLOTPJESËTUESHËM ME NUMËRUESIN

Kjo ka të bëjë kur dy numra përpjesëtohen dhe numri më i madh është i plotpjesëtueshëm me numrin më të vogël. Me fjalë tjera ,emëruesi është i përpjesëtueshëm me numëruesin.

*Shembull:*
6 me 3

6:3=2 ose 6:2=3

2x3=6 dhe3x2=6

Kështu pra, thyesa është e rregullt dhe e plotpjesëtueshme: 6/2 ose 6/3.

## ET TEVAFUK - PJESËTUESHMËRIA E TËRTHORTË

Kur emëruesi me numëruesin nuk janë të plotpjesëtueshëm, por ekziston numri i tretë, i cili është i plotpjesëtueshëm me secilin prej tyre, kjo quhet Tevafuk, si p.sh.:

6 me 4 nuk është i plotpjesëtueshëm, por numri 2 është i plotpjesëtueshëm edhe me numrin 6 edhe me numrin 4:

6/4=3/2

6:2=3    3x2=6

4:2=2    2x2=4

*Shembull tjetër:*

Numri 9 me numrin 6 nuk është i plotpjesëtueshëm, por numri 3 është i plotpjesëtueshëm edhe me nr. 9 edhe me nr. 6:

9/6=3/2

9:3=3    3x3=9

6:2=3    3x2=6

## ET TEBAJUN - PAPJESËTUESHMËRIA

Kur emëruesi me numëruesin nuk janë të plotpjesëtueshëm dhe nuk ka numër të tretë, i cili është i plotpjesëtueshëm me ta, kjo quhet *tebajun*, si p.sh.
numri 7 me numrin 9 , ose
numri 5 me numrin 8 , ose
numri 7 me numrin15 , ose
numri 9 me numrin 25.

Në Kur'an janë të përcaktuar 6 numra thyesorë të farzmarrësve, ata janë: ½, ¼, 1/8, 1/3, 1/6 dhe 2/3.

Dijetarët Islam numrat thyesorë, të përcaktuar në Kur'an, i kanë ndarë në dy bashkësi:

**Bashkësia e parë:**
Numrat thyesorë, të cilët plotpjesëtohen me numrin 2.

**Bashkësia e dytë:**
Numrat thyesorë, të cilët plotpjesëtohen me numrin 3.

**Bashkësia e parë**

Në bashkësinë e parë bëjnë pjesë numrat thyesorë:
1/2, 1/4 dhe 1/8.

Këto thyesa janë të plotpjesëtueshme me numrin 2.
Nga kjo bashkësi rezultojnë vetëm emëruesit e përbashkët 2, 3, 4 dhe 8.

**Bashkësia e dytë**

Në bashkësinë e dytë bëjnë pjesë numrat thyesorë:
1/3, 1/6 dhe 2/3.

Këto thyesa janë të plotpjesëtueshme me numrin 3.
Nga kjo bashkësi rezulton emëruesi i përbashkët 6.

Emëruesi i përbashkët 12 rezulton nga kombinimi i bashkësisë së dytë me numrin thyesor 1/6 të bashkësisë së parë.

Emëruesi i përbashkët 24 rezulton nga kombinimi i bashkësisë së dytë me thyesin 1/8 nga bashkësia e parë.

Nga kjo përfundohet se prej kombinimit të bashkësive nuk mund të dilet prej kornizës së emëruesve të përbashkët si në vijim: 2, 3, 4, 6, 8, 12 dhe 24.

TABELA

| Grupi i dytë i farzeve / Grupi i parë i farzeve | 2/3 | 1/3 | 1/6 | 2/3 + 1/3 | 2/3 + 1/6 | 2/3 + 1/3 | 2/3 + 1/3 + 1/6 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| ½ | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 |
| ¼ | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 |
| 1/8 | 24 | - | 24 | - | 24 | - | - |
| ½ + ¼ | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 | 12 |
| 1/2 + 1/8 | - | - | 24 | - | - | - | - |
| 1/4 + 1/8 | 24 | - | 24 | - | 24 | - | - |
| 1/2 + 1/4 + 1/8 | - | - | 24 | - | - | - | - |

## (AULI) ZVOGLIMI I PJESËVE FARZ

## (Emrusi i Përbashkët)

Aul do të thotë *Rritje e pjesëve trashëguese dhe Zvogëlim i hiseve të trashëgimtarëve*.

Trashëgimtarët farz, të cilët i plotësojnë kushtet, patjetër duhet të marrin pjesën e tyre që i takon. Por, mund të ndodhë që disa trashëgimtarë ta plotësojnë tërë masën trashëgimore dhe një trashëgimtar farz të mbetet pa trashëgimi. Mirëpo në rregullat e trashëgimisë një gjë e tillë nuk lejohet, sepse farzmarrësi nuk mund të largohet nga trashëgimia sikurse trashëgimtari asaba. Për këtë arsye duhet bëre zgjidhje, e zgjidhja bëhet duke i rritur pjesët trashëguese dhe duke zvogëluar hiset e secilit trashëgimtar, me qëllim që të mos dëmtohet asnjë trashëgimtar, pra duhet gjetur emëruesin e përbashkët.

**Shihet se *auli* është e kundërta e rimarrjes.**

### KUR KA NDODHUR AULI

Auli nuk ka ndodhur as në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. dhe as në kohën e Ebu Bekri Siddikut. Në kohën e Omerit r.a. shtohen rastet e trashëgimisë dhe ndodh që trashëgimtarët të kërkonin tek ai të drejtën e tyre trashëgimore, e cila u takonte. Ai u thoshte se nuk dinte se cilit prej tyre u ka dhënë përparësi libri i Allahut. Dihet se Omeri r.a. ka qenë i urtë, ashtu që i ka ndarë pjesët e secilit dhe secilit ia ka dhënë hisen e merituar. Kështu që, i pari i cili e ka praktikuar emëruesin e përbashkët është Omeri r.a. Me këtë pastaj janë pajtuar të gjithë ekspertët e jurisprudencës Islame, ndërsa Auli ka hyrë në fuqi të sheriatit Islam nëpërmjet Ixhmait dhe nuk e ka kundërshtuar asnjëri prej sahabëve.

Rasti në të cilin ka ndodh *auli* është rasti kur një sahabije vdes dhe lë pas vetes burrin dhe dy motra.
Burrit i takonte ½ (një e dyta);
Motrave u takonin 2/3 (dy e treta).
Pjesa farz ishte më e madhe se sa pjesët trashëguese.
Burri me këmbëngulje kërkonte ½ (një të dytën), e cila i takonte.
Motrat me këmbëngulje kërkonin 2/3 (dy të tretat) që u takonin.

Nëse ia jepte burrit ½ (një të dytën), nuk mbeteshin 2/3 (dy e trata) për motrat.
Nëse ua jepte motrave 2/3 (dy të tretat), nuk mbetej ½ (një e dyta) për burrin.
Omeri r.a. u thotë se nuk po di se cilit prej tyre t'ua pakësojë hisen farz.
Pastaj Omeri r.a. u thotë: Pritni deri sa të konsultohem me sahabët. Konsultohet me sahabët, posaçërisht me Zejd binThabitin, i cili thotë: Gjeni një emërues të përbashkët të hiseve dhe secili merrni masën e merituar, pa u dëmtuar asnjëri. Pastaj sahabët e tjerë e pëlqyen këtë mendim.

**Bazat e çështjeve farzmarrëse janë shtatë:**
*Baza e numrit 2, 3, 4, 6, 8, 12 dhe 24.*

**Tre raste të farzmarrjes** mund të kenë ngritje të emëruesit të përbashkët, e ato janë:
6, 12 dhe 24

**Katër raste të farzmarrjes** nuk kanë ngritje të emëruesit të përbashkët, e ato janë:
2, 3, 4 dhe 8. Çështjet të cilat kanë njërin prej këtyre emëruesve, pra numrin 2, 3, 4 dhe 8, nuk kanë ngritje të emëruesit të përbashkët.

*Shembull:*
Nëse e vdekura lë pas vetes burrin dhe motrën:
Burrit i takon ½ (një e dyta),
Motrës i takon ½ (një e dyta).

Këtu nuk ka nevojë të mendohet për ngritje të emëruesit të përbashkët, sepse çështja veç është e zgjidhur, një pjesë e merr burri dhe një pjesë e merr motra.

**Ngritja e emëruesit të përbashkët prej 6 në 7**

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes burrin dhe dy motra:
Burri merr një të dytën,
Motrat marrin dy të tretat.

**Çështja është ngritur prej 6 në 7**

**Ngritja e emëruesit të përbashkët prej 6 në 8**

*Shembull:*

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, nënën, motrën dhe motrën prej nënës:
½ i takon burrit,
1/6 i takon nënës,
½ i takon motrës,
1/6 i takon motrës prej nëne.

**Çështja është ngritur nga 6 në 8**

**Ngritja e emëruesit të përbashkët prej 6 në 9**

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, dy vëllezër prej nënës dhe dy motra:
½ i takon burrit,
1/6 i takon dy vëllezërve prej nënës,
2/3 u takojnë dy motrave.

**Çështja është ngritur nga 6 në 9.**

**Ngritja e emëruesit të përbashkët prej 6 në 10**

Nëse e vdekura lë pas vetes burrin, nënën, dy motra prej babait dhe dy motra prej nënës:
½ i takon burrit,
1/6 i takon nënës,
2/3 u takojnë dy motrave prej babait,
1/3 i takon motrave prej nënës.

**Çështja është ngritur prej 6 në 10.**

**Ngritja e emëruesit 12**

*Emëruesi 12 ngritet në 13, 15 dhe17.*

**Ngritja e emëruesit 12 në 13**

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, dy motra dhe nënën:
1/4 i takon gruas,
2/3 u takojnë dy motrave,
1/6 i takon nënës.

**Çështja është ngritur në 13.**

**Ngritja e emëruesit 12 në 15**

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, nënën, motrën, vëllain prej nënës dhe vëllain prej babait:
1/2 i takon gruas,
1/6 i takon nënës,
1/2 i takon motrës,
1/6 i takon vëllai prej babait,
1/6 i takon vëllai prej nënës.

**Çështja është ngritur në 15.**

**Ngritja e emëruesit 12 në 17**

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes tri gra, dy gjyshe, tetë vëllezër prej babait dhe katër motra prej nënës:
1/4 i takon gruas,
1/6 u takon gjysheve,
2/3 u takojnë vëllezërve prej babait,
1/3 u takon motrave prej nënës.

**Çështja është ngritur në 17.**

**Ngritja e emëruesit të përbashkët 24**

*Emëruesi 24 ngritet vetëm një herë, dhe atë në 27.*

Ngritja e emëruesit 24 në 27 quhet *Çështje e Minberit*, nga shkaku se Aliu r.a. kështu ka gjykuar deri sa ka qenë në minber. Kjo çështje është si vijon:

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan, prindërit dhe dy vajza:
1/8 i takon gruas,
1/6 i takon babait,
1/6 i takon nënës,
2/3 i takojnë vajzës.

**Çështja ngitet në 27.**

*Vërejtje:*

- Çdo çështje në të cilën një trashëgimtari i takon ½, ndërsa pjesa tjetër të tjerëve, nuk ka ngritje.

- Çdo çështje në të cilën një trashëgimtari i takon 1/3, ndërsa pjesa tjetër të tjerëve, nuk ka ngritje.

- Çdo çështje në të cilën një trashëgimtari i takon ¼, ndërsa pjesa tjetër të tjerëve, nuk ka ngritje.

- Çdo çështje në të cilën një trashëgimtari i takon 1/8, ndërsa pjesa tjetër të tjerëve, nuk ka ngritje.

## RIPËRPUNIMI I ÇËSHTJES DHE RREGULLIMI I SAJ - TES'HIHUL MESAIL

Nëse çështja është në rregull, ashtu që numri i pjesëve të trashëguara është proporcionalisht me trashëgimtarët, nuk ka nevojë të intervenohet dhe të rregullohet, sepse secili trashëgimtar merr pjesën, respektivisht pjesët e plota, pa mbetje dhe pa përgjysmim. Mirëpo, në disa raste paraqitet nevoja e intervenimit, përpunimit dhe rregullimit të pjesëve, që secili trashëgimtar të marrë pjesët e plota pa përgjysmim.

*Shembull:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe dy vëllezër:

1/4 i takon gruas,
3/4 u takojnë vëllezërve.

*Baza e çështjes është 4.*

1 pjesë gruas,
3 pjesë dy vëllezërve.

Kjo çështje ka nevojë të përpunohet dhe të rregullohet, sepse dy vëllezër kanë tri pjesë, e nuk ndahet duke i përgjysmuar.

Për ta rregulluar çështjen duhet që bazën 4 ta shumëzojmë me 2 (4x2=8).

*Në vend se 4 pjesë, tani i kemi 8 pjesë.*

2 pjesë i takojnë gruas,
3 pjesë njëri vëlla,
3 pjesë vëllai i dytë.

*Shembull tjetër:*

Nëse i vdekuri lë pas vetes gruan dhe 6 vëllezër:

1/4 gruas,
3/4 6 vëllezërve,

1pjesë gruaja,
3 pjesë 6 vëllezër.

*Një pjesë e shumëzojmë me 2*
*3 pjesë i shumëzojmë me 2:*
1x2=2 3x2=6
2 pjesë gruaja,
Nga 6 pjesët, secili vëlla merr nga 1 pjesë.

# TRASHËGIMIA E FAREFISIT (DHEVIL ERHAMI)

Dhevil-Erham është familjari, i cili është i afërt në lidhje të drejtpërdrejtë me nënën, por më vonë ka filluar të quhet çdo familjar, por edhe çdo farefis, pa marrë parasysh nga loza e babait apo nga loza e nënës. Kjo nga arsyeja se fisi i bashkon. Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë: *"Dhe frikësohuni prej All-llahut, para të cilit do të përgjigjeni për ju dhe për lidhjet farefisnore"*.

Po ashtu Zoti i Lartmadhëruar ka thënë: *"...dhe jeni duke bërë shkatërrime në tokë, e po ashtu i ndërpritni lidhjet farefisnore"*.

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: *"Kush dëshiron që t'i zgjerohet furnizimi dhe që vdekja t'i vijë si është më së miri, le t'i forcojë apo le t'i lidhë marrëdhëniet farefisnore"*.

**Në terminologji të Sheriatit Islam farefis quhet**: çdo trashëgimtar, i cili nuk trashëgon pjesë farz nga Kur'ani apo nga Suneti, e në të njëjtën kohë nuk është trashëgimtar asaba. Me një fjalë nuk është trashëgimtar farz, as asaba. Çdo i afërm, i cili ka lidhje farefisnore me të vdekurin, mirëpo nuk trashëgon si trashëgimtar farz apo asaba, ai është trashëgimtar farefisnor, si p.sh., dajallarët, axhallarët, hallat, tezet, djali i motrës, djali i vajzës, etj.

Se dhevil erhami (farefisi) ka të drejtë trashëgimie, kemi argumente në Kur'an dhe Sunet dhe arsye logjike.

Sa i përket Kur'anit kemi ajetin kur'anor: *"Dhe farefisi janë të përafërt në mes vete sipas librit të All-llahut"*.

Nga ajeti kuptohet se farefisi ka përparësi ndaj jofarefisit për të trashëguar njëri-tjetrin, sepse fjala *"Ulul erham"* është fjalë e përgjithshme (gjenerale), që do të thotë se përfshin të gjithë të afërmit edhe personat farzmarrës edhe personat asaba, si dhe të tjerët. Dhe farefisi ka përparësi në të drejtë trashëgimie nga bejtul mal el-muslimin (arka qendrore e muslimanëve).

Po ashtu argument kemi edhe ajetin kur'anor: *"Për burrat (meshkujt) ka hise prej asaj që lënë prindërit ose të afërmit, po ashtu edhe për gratë (femrat) kanë hise prej asaj që lënë prindërit ose të afërmit, sa do që të jetë ajo pjesë trashëgimie, e paktë apo e shumtë, është pjesë me të drejtë (trashëgimie) të domosdoshme".*

Ajeti tregon për të afërmit, burra dhe gra, të cilët kanë të drejtë trashëgimie prej të "afërmëve", e të afërmit janë "dhevil erhami" farefisi. Ky ajet ka shfuqizuar çështjet, të cilat në fillim të islamit kanë trashëguar për shkak të robërisë, vëllazërimit në fe ose vëllazërimit për shkak të hixhretit (migrimit) dhe ka vendosur në fuqi trashëgiminë farefisnore (të largët), në rast se nuk ekziston farefisnia e drejtpërdrejtë, si: nëna, djali, babai, vajza, vëllai, motra, etj.

**Argument nga Suneti** kemi rastin kur Thabit bin ed-Dahdali ka vdekur. Muhamedi s.a.v.s. e ka pyetur Kajs bin Asimin: "A njihni ndonjë të afërm prej tij?", i janë përgjigjur: "Ka qenë në mesin tonë si i panjohur, por e dimë se e ka pasur vetëm një djalë të motrës të quajtur Ebu Lubanete bin Abdul Mundhir." E pas kësaj përgjigjeje Muhamedi s.a.v.s. ia dha trashëgiminë djalit të motrës, ndërsa djali i motrës është dhevil erham "farefis"), sepse nuk është as person farzmarrës e, as asaba.

Po ashtu ka edhe arsye logjike që farefisi të trashëgojë para bejtul mal el-musliminë (arkës qendrore Islame), sepse lidhja me bejtul mal el-muslimine është lidhje njëdrejtimëshe (lidhja islame), ndërsa farefisi është lidhje dydrejtimëshe. Ndërsa, ai i cili ka lidhje më të fortë, ka përparësi ndaj atij, i cili ka lidhje më të dobët.

## MËNYRA E TRASHËGIMISË SË FAREFISIT

Sa i përket mënyrës së trashëgimisë së farefisit, shohim se dijetarët kanë dhënë tri mendime:

1. *Mendimi farefisnor (i barazisë);*
2. *Mendimi shndërrimor (i lozesisë);*
3. *Mendimi i afërsisë.*

**1. Sa i përket mendimit të parë,** *i gjithë farefisi, pa marrë parasyshse a janë të afërm apo të largët, pa marrë parasysh a janë femra a meshkuj, marrin pjesë të barabarta dhe të njëjta.* P.sh., nëse vdes një njeri dhe lë pas vetes: vajzën e vajzës, vajzën e motrës, hallën, tezen dhe djalin e vëllait nga nëna, në këtë rast që të gjithë marrin pjesë të barabarta. Për këtë arsye quhet mendimi farefisnor, sepse nuk bëjnë dallim te trashëgimtarët farefisnor në bazë të rangut, gjinisë apo afërsisë.

Ky mendim nuk është i përhapur dhe nuk praktikohet në shumicën e rasteve.

**2. Mendimi i shndërrimor**. Quhet kështu, sepse degën trashëgimore e kthejnë, apo me fjalë tjera, e shndërrojnë në bazën trashëgimore. Në bazë të këtij mendimi nuk shikohen trashëgimtarët, por shikohet prej cilit drejtim apo prej cilit trashëgimtar kanë të drejtë të trashëgojnë, dhe në bazë të bazës i japin trashëgimi degës. P.sh., nëse një njeri vdes dhe lë pas vetes: vajzën e vajzës, djalin e motrës, vajzën e vëllait prej babait, atëherë në bazë të këtij mendimi vajza e vajzës merr hisen sikur të ishte vajza e të vdekurit, që do të thotë ½ (një të dytën), djali i motrës merr hisen sikur të kishte qenë motra, që do të thotë ½ (një të dytën). Dhe asgjë nuk merr vajza e vëllait prej babait.

| | | | |
|---|---|---|---|
| Dega | Vajza ½ | Motra ½ | Vëllai prej babai mbulohet |
| Baza | Vajza e vajzës ½ | ½ djali i motrës | Vajza e vëllait prej babai mbulohet. |

**3. Mendimi i afërsisë:**

Sipas këtij mendimi, në rend të parë, merret parasysh afërsia sipas rangut, e pastaj forca apo fuqia e afërsisë.

Sipas këtij mendimi, janë katër kategori të farefisnisë:

1. Farefisnia, e cila shpie deri te i vdekuri;
2. I vdekuri, i cili shpie deri te farefisnia;
3. Farefisnia, e cila shpie te prindërit e të vdekurit;
4. Farefisnia, e cila shpie të stërgjyshëria e të vdekurit.

**Në kategorinë e parë bëjnë pjesë:**

1. Fëmijët e vajzave (meshkuj apo femra);
2. Fëmijët e vajzave të djalit (meshkuj apo femra).

**Në kategorinë e dytë bëjnë pjesë:**

1. Gjyshi jo i vërtetë, si p.sh., babai i nënës apo babai i babait së nënës;
2. Gjyshet jo të vërteta, si: nëna e babait të nënës, nëna e nënës së babait të nënës.

**Në kategorinë e tretë bëjnë pjesë:**

1. Fëmijët e motrave apo motrave prej nënës, apo prej babait (pa marrë parasysh meshkuj apo femra);
2. Vajzat e vëllezërve apo vëllezërve prej babait ose prej nënës;
3. Fëmijët e vëllezërve prej nënës, si p.sh., djali i vëllait prej nënës ose djali i djalit të vëllait prej nënës.

**Në kategorinë e katërtë bëjnë pjesë:**

1. Dajallarët dhe tezet;
2. Fëmijët e dajallarëve dhe tezeve;
3. Dajallarët e babait dhe tezet e babait;
4. Fëmijët e dajallarëve të babait dhe fëmijët e tezeve prej babait;
5. Dajallarët e babait të babait prej nënës (shembull, dajallarët e gjyshit prej nënës);
6. Fëmijët e dajallarëve të babait të babait prej nënës.

Mënyra e trashëgimisë së të vdekurit

- Kategoria e parë e mbulon kategorinë e dytë, të tretë dhe të katërt.
- Kategoria e dytë e mbulon kategorinë e tretë dhe të katërt.
- Kategoria e tretë e mbulon kategorinë e katërt.

**Kushtet e trashëgimisë së farefisit**

Kushtet për të pasur të drejtë trashëgimie farefisi janë:

1. Që të mos ketë trashëgimtarë farzmarrës, sepse, po që se një farzmarrës ekziston, ai në rend të parë e merr pjesën farz, e pastaj e rimerr pjesën tjetër, sepse rimarrja ka përparësi ndaj trashëgimisë së farefisit.
2. Që të mos ketë trashëgimtarë asaba, sepse, po që se ka trashëgimtarë farzmarrës, ai e merr tërë pasurinë e mbetur, e nëse jo, ai prapë e merr tërë pasurinë dhe ka përparësi ndaj trashëgimisë së farefisit.

**Llojet e farefisit**

Llojet e farefisit janë njëmbëdhjetë, ata janë:

1. Fëmijët e vajzave dhe vajzave të djalit;
2. Fëmijët e motrave dhe fëmijët e motrave prej babait;
3. Vajzat e vëllezërve ose vajzat e vëllezërve prej babai;
4. Fëmijët e vëllezërve prej nënës;
5. Vajzat e axhallarëve dhe vajzat e fëmijëve të tyre;
6. Dajallarët e nënës;
7. Hallat;
8. Tezet dhe dajallarët, pa marrë parasysh tezet dhe dajallarët e vërtetë apo tezet dhe dajallarët prej nënës, apo tezet dhe dajallarët prej babait;
9. Gjyshërit, të cilët më herët nuk kanë pasur të drejtë trashëgimie, pa marrë parasysh nga ana e babait apo nga ana e nënës;
10. Gjyshet, të cilat më herët nuk kanë pasur të drejtë trashëgimie, pa marrë parasysh nga ana e babait apo nga ana e nënës;
11. Çdo njeri, i cili ka lidhje të drejtpërdrejtë prej këtyre kategorive.

# MIRATHUL-HAML
# (TRASHËGIMIA NË SHTATZËNI)

Që në fillim të librit kemi përmendur kushtet e të drejtës së trashëgimisë, e prej kushteve kemi cekur edhe të qenit gjallë trashëgimtari në momentin e vdekjes së të trashëguarit. Duke pasur parasysh se fëmija në barkun e nënës në mënyrë biologjike është i gjallë, mirëpo ende nuk e ka të specifikuar cilësinë e tij, sepse ai ose mund të lindë i gjallë, ose mund të lindë i vdekur, ose mund të jetë një, ose mund të jenë binjak meshkuj, binjak femra, binjak (mashkull e femër) ose mund të jenë më shumë.

Nëse lind i gjallë, në bazë të cilësisë trashëgon, e nëse lind i vdekur, konsiderohet sikurse të mos ishte fare. Por, nëse lind i gjallë dhe pas disa sekondave vdes, ai në rend të parë trashëgon, e pastaj trashëgohet. Nga kjo mund të kuptohet se kushtet e të drejtës për të trashëguar fëmija në barkun e nënës janë:

**E para**: Që në momentin e vdekjes së atij, nga i cili trashëgohet, të jetë fëmija i gjallë në barkun e nënës.

**E dyta**: Që fëmija të lindë i gjallë, e kjo do të thotë se të ketë të drejtë pronësie, sepse i linduri i vdekur nuk ka të drejtë pronësie.

**Sa i përket kushtit të parë**, foshnja në bark të nënës, maksimumi i afatit të tij duhet të qëndrojë dy vjet.

**Ndërsa, sa i përket kushtit të dytë,** jeta apo gjallëria e foshnjës, fuqizohet në atë mënyrë që ai të klithë, të marrë frymë, të qajë ose të thithë, dhe çfarëdo lëvizje që argumenton se ai ka lindur i gjallë, e në atë moment ai trashëgon, e pastaj (nëse vdes) trashëgohet.

Argument për këtë kemi thënien e Pejgamberit s.a.v.s.

*"Kur të klith foshnja (e vdes), falet namazi i xhenazes dhe pastaj trashëgohet".*

(Transmeton Nesaiju dhe Tirmidhiu)

**Foshnja në bark të nënës mund të jetë:**

1. Foshnje, e cili nuk ka kurrfarë të drejtë të trashëgimisë, në çfarëdo mënyre, pa marrë parasysh a është mashkull apo femër.
2. Foshnje, e cila trashëgon si djalë apo vajzë në formën farzmarrjeje, e jo në diçka tjetër.
3. Foshnje, e cila mund të trashëgojë në mënyra të shumta.
4. Foshnje, e cili trashëgon vetëm në një mënyrë të caktuar, pa marrë parasysh a është femër apo mashkull.
5. Foshnje, e cili trashëgon i vetëm dhe nuk ka trashëgimtar pas tij.

**Sa i përket rastit të parë:**

Bëhet ndarja e pjesëve trashëguese, pa pritur lindjen e tij, sepse ai në esencë nuk trashëgon në asnjë mënyrë. P.sh. i vdekuri lë pas vete gruan dhe babain, dhe nëna shtatzënë prej babait, por jo me babain e tij. Nëse foshnja lind, ai do të jetë vëlla prej nënës, e ai është i mbuluar prej babait, kështu që trashëgimia ndahet kështu: gruaja e merr ¼ (një të katërtën), nënës i takon 1/3 (një e treta) dhe pjesa tjetër babait.

**Sa i përket rastit të dytë:**

Trashëgimtarët marrin hiset e tyre, ndërsa stopohet pjesa për fëmijën në bark të nënës, ndërsa, nëse ai lind i gjallë, i jepet hisja, nëse jo, atëherë pjesa e mbetur u kthehet trashëgimtarëve në bazë të gjendjes fillestare. P.sh., nëse i vdekuri lë gruan, axhën, dhe gruan e vëllait shtatzënë, ndarja bëhet kështu:

Gruaja merr ¼ (një të katërtën), ndërsa ¾ (tri të katërtat) stopohen dhe pritet deri sa të lind foshnja. Nëse lind djalë e merr pjesën e mbetur, në këtë rast ¾, sepse foshnja është djali i vëllait, e ai ka përparësi nga axha. Nëse lind vajzë, atëherë pjesën e mbetur e merr axha, sepse ai ka përparësi, meqë vajza e vëllait është dhevil erham (farefis), e axha ka përparësi nga farefisi.

**Sa i përket rastit të tretë:**

Nëse foshnja do të mund të trashëgonte në të gjitha mënyrat, atëherë ndahet pjesa sa më e madhe e mundshme, sepse stopimi i pjesës për mashkull është më e mirë dhe më e madhe se stopimi i pjesës për femër.

*Shembull:* Nëse i vdekuri lë gruan shtatzënë, babain dhe nënën. Po të lindte foshnja djalë, ai është biri i të vdekurit, atëherë ndarja do të bëhej kështu: Gruaja merr 1/8 (një të tetën), babait i takon 1/6 (një e gjashta) dhe nënës 1/6 (një e gjashta), atëherë djali e merr pjesën tjetër (18/24), sepse çështja është 24.

| | | 24 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Gruaja | 1/8 | 3 Pjesë | Farz |
| Babai | 1/6 | 4 Pjesë | Farz |
| Nëna | 1/6 | 4 Pjesë | Farz |
| Djali nga shtatzania | | 13 Pjesë | Teasibë |

Po të lindte foshnja femër, ajo është vajza e të vdekurit, atëherë ndarja do të bëhej kështu:

| | | 24 Pjesë | |
|---|---|---|---|
| Gruaja | 1/8 | 3 Pjesë | Farz |
| Babai | | 5 Pjesë | Farz + Teasibë |
| Nëna | 1/6 | 4 Pjesë | Farz |
| Vajza nga shtatzania | 1/2 | 12 Pjesë | Farz |

# MIRATHUL GARKA DHE HEDMA

**“Garka dhe Hedma”** quhen të gjithë trashëgimtarët që vdesin në një aksident apo tragjedi, dhe nuk dihet për ta se a kanë vdekur në të njëjtën kohë apo ndonjëri prej tyre ka vdekur para tjerëve; ose dihet që ndonjëri ka vdekur para të tjerëve, por nuk dihet se cili ka vdekur i pari; ose është ditur cili ka vdekur para të tjerëve, por është harruar. Në këtë rast:

- Nëse dihet saktësisht se kanë vdekur të gjithë trashëgimtarët së bashku, atëherë nuk bëhet trashëgimia në mes tyre, dhe për këtë janë dakorduar dijetarët (ixhmai).
- Nëse dihet saktësisht se ndonjëri ka vdekur më vonë, ai trashëgon të vdekurin e mëhershëm, dhe për këtë janë dakorduar dijetarët (Ixhmai).

## Arka qendrore e muslimanëve (Bejtul – mal)

Janë dakorduar që të katër drejtimet (medh’hebet) në atë se: nëse i vdekuri lë pasuri dhe nuk ka kush ta trashëgojë, dhe as nuk ka lënë testament, atëherë ajo pasuri bartet në arkën qendrore (buxhetin) të muslimanëve (bejtul-mal). Vetëm se kjo mënyrë e bartjes së pasurisë, sipas drejtimit Hanefij dhe Hanbelij, nuk bëhet në bazë të së drejtës së trashëgimisë, por si e drejtë e përgjithshme dhe shpërndahet (investohet) për interesin e përgjithshëm të muslimanëve.

# MIRATHUL MEFKUD - TRASHËGIMIA E PERSONAVE TË PAGJETUR

Person i pagjetur quhet personi i zhdukur apo i humbur.

Në terminologji, i pagjetur quhet personi i zhdukur apo i humbur, për të cilin janë humbur gjurmët për ta ditur se a është i gjallë apo i vdekur. Kjo ndodh në rast të fatkeqësive, tragjedive, tërmeteve, vërshimeve, luftërave etj.

I pagjeturi mund të ketë pasur vet pasuri. Atëherë si të veprohet me pasurinë e tij: të trashëgohet apo jo? Ndërsa, në anën tjetër, të pagjeturit i takon trashëgimia prej ndonjë të afërmi, i cili vdes, kurse ai është i pagjetur. Në këtë rast a duhet të trashëgojë atë pjesë apo jo? Nga kjo që thamë, këtë temë e ndajmë në dy nëntituj:

### 1. Të trashëguarit e pasurisë së të pagjeturit

Rregull është që pasuria e të pagjeturit të mos trashëgohet, por i ruhet pasuria deri sa të vërtetohet gjendja e tij. Nëse gjendet, e merr pasurinë e tij. Nëse vërtetohet vdekja e tij me fakte, argumente dhe dëshmi, atëherë ndahet pasuria e tij tek të gjallët prej datës së vërtetimit të vdekjes së tij, e jo të humbjes së tij.

Ndërsa, nëse çështja e tij mbetet e hapur, pasuria mbetet në pronësi të tij deri sa të vendos gjyqi (Kadija në islam) për vdekjen të tij. Kur të vendoset, atëherë trashëgimia fillon prej datës së vendimit, e jo të humbjes së tij. Nëse ndonjëri vdes para kësaj date, ai nuk ka të drejtë të trashëgojë.

### 2. Trashëgimi i të pagjeturit prej të tjerëve

Sa i përket trashëgimisë së të pagjeturit prej të tjerëve, në esencë ai nuk trashëgon, sepse prej kushteve të trashëgimisë është jeta e vërtetë (të jetë gjallë ai që merr trashëgimi) në momentin e vdekjes së të trashëguarit. Mirëpo, duke pasur parasysh se ai (i pagjeturi) mund të jetë i gjallë, ai trashëgon në bazë të parimit të supozimit, që do të thotë se supozohet se ai është gjallë, pastaj trashëgimia e tij vendoset në dorë të ndonjë njeriu besnik deri sa të vërtetohet çështja e tij. Nëse gjendet i gjallë, ai e merr pjesën e tij, nëse gjendet i vdekur, atëherë pjesa e tij u kthehet trashëgimtarëve paraprak Ndërsa, nëse vazhdon të mbetet i pagjetur. atëherë ai nuk trashëgon nga pasuria e të tjerëve.

## TË PARAQITURIT E TË PAGJETURIT PASI QË ËSHTË VENDOSUR SE AI ËSHTË I VDEKUR

Ndodh që pas një kohe të gjatë, në bazë të rrethanave, në bazë të dëshmive, gjykata vendos përfundimisht se i pagjeturi është i vdekur, kështu që pjesa e tij i ndahet të tjerëve. Mirëpo, nëse ndodh që i pagjeturi të paraqitet i gjallë, atëherë ajo pjesë e trashëgimisë i kthehet atij, edhe nëse është shpërndarë te trashëgimtarët e tjerë. Kështu veprohet, nëse ajo pjesë e pasurisë nuk është shfrytëzuar. Mirëpo nëse është shpenzuar, atëherë ai (i pagjeturi i paraqitur) nuk mund të kërkojë kundërvlerën, sepse të tjerët kanë vepruar në bazë të vendimit të gjykatës. Për këtë arsye nuk ka të drejtë të kërkojë kundërvlerë.

Përcaktimi i saktë i momentit të vdekjes së trashëgimlënësit dhe të trashëguarit ka rëndësi të madhe, për arsye se shumë raporte juridiko-trashëgimore janë të lidhura me këtë moment.

## LIBRAT E AUTORIT (Dr. Musli Vërbanit)

1. “Besimi në Zotin”
2. “Melaqet e Zotit”
3. “Besimi në Librat e Zotit”
4. “Pejgamberët e Zotit”
5. “Besimi në Ditën e Kijametit”
6. “Besimi në Kaderin e Zotit”
7. “Tregime nga jeta e Muhamedit a.s.”
8. “Fikhu i Namazit”
9. “Fikhu i Zekatit”
10. “Fikhu i Agjërimit”
11. “Fikhu i Haxhit”
12. “Emërtoni fëmijët tuaj me emra të bukur”
13. “Dëshmorët e 9 Prillit në Rakoc dhe Lagje të Re”
14. “Shkruaj, lexo dhe mëso shkronjat e Kur'anit
15. “Nata e dhëndërisë”
16. “Fadil Çaka – Komandant Sharri”
17. “Dita e vdekjes dhe e varrimit”
18. “(Pa)mundësia e përkthimit të Kur’anit”.
19. “Dëshiroj të jem ai që nuk duhet të jem”.
20. “Texhvidi – Shkenca e të lexuarit (kënduarit) të përpiktë të Kur’anit”.
21. “Texhvidi i muslimanit të vogël”.
22. “Morali i muslimanit të vogël”.
23. “Vasijeti”
24. “Ixhtihadi”.
25. “Trashëgimia”.
26. “Usuli Fikhu Islam”.
27. “Lutjet e jetës nga Kur’ani Fisnik”.

## PËRKTHIMET NGA GJUHA ARABE

*1. "Këshilltari fisnik për djem dhe vajza" (nga autori Muhamed Sajim);*
*2. "Islami dhe Politika" (nga autori Jusuf Kardavi);*
*3. "Mrekullitë numerike në Kur'anin Fisnik" (nga autori Abdurrezak Nufel);*
*4. "Për Kushtetutën Islame" (Dr. Muhamed Sejid Ahmed El- Musejer);*
*5. "Kryesore në terminologjinë e Hadithit" (nga autori Abduhu Abas El-Velidi)*
*6. "Vlera e kohës" (nga autori Amër Halid);*
*7. "Vëllazëria muslimane" (nga autori Amër Halid);*
*8. "Vëllazëria në islam dhe zemra e shëndoshë" (nga autori Amër Halid);*
*9. "Pendimi" (nga autori Amër Halid);*
*10. "Pasojat e mëkateve" (nga autori Amër Halid);*
*11. "Vendosmëria në rrugën e Allahut (nga Amër Halid);*
*12. "Mjetet e vendosmërisë në rrugën e Allahut (nga Amër Halid);*
*13. "Shkurtimi i thonjve në dritën e sunetit dhe mjekësisë" (nga autorët Ebul Vefa Abdul Ahar dhe Jahja Nasir).*
*14. "101 Tregime për ta arritur kulminacionin e mirësisë dhe përsosmërinë e devotshmërisë" (nga autori Muhamed Eminë Xhundi).*
*15. "Fetavatë e Shaëravijut"***.**

## PËRMBAJTJA:

**Donator**:

Artaria "Fera". Vëllezërit Fera këtë vepër bamirësie ia kushtojnë prindërve të tyre.

Autori përzemërsisht e falënderon sponzoruesin dhe e lutë Allahun t'ia shënojë sadaka rrjedhëse të pandërprerë.